# Rregullat e njohjes së fillimit dhe mbarimit të Ramazanit sipas ligjit Islam

**Përgatiti**

Abdurrahim Balla

**Hyrje**

**Me emrin e Allahut Mëshirëgjerit Mëshirëplotit.**

Falenderimi i takon vetëm Allahut, vetëm Atë falenderojmë! I kërkojmë ndihmë, falje dhe mbrojtje nga të këqijat e veteve tona e nga të këqijat e punëve tona. Atë që e udhëzon Allahu nuk ka kush e humb dhe atë që Ai e humb nuk ka kush e udhëzon! Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër veç Allahut dhe Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij.

"**O ju që keni besuar! Kini frikë Allahun ashtu siç duhet pasur frikë Ai dhe mos vdisni ndryshe veçse duke qenë muslimanë**".

"**O njerëz! Jini të bindur (dhe përmbushni detyrimet) ndaj Zotit tuaj, i Cili ju krijoi prej një veteje (Ademit) dhe nga ajo, krijoi palën (bashkëshorten) e saj. Nga ata të dy, Ai krijoi burra dhe gra të shumtë. Kijeni frikë Allahun, nëpërmjet të Cilit ju kërkoni të drejtat e ndërsjella, dhe mos i ndërprisni marrëdhëniet me të afërmit. Allahu është Vëzhgues mbi ju**".

"**O ju që keni besuar! Kijeni frikë Allahun dhe flisni fjalë të drejta. Ai do t'ju drejtojë ju tek veprat e mira dhe do t'ju falë juve gjynahet tuaja. Kushdo që i bindet Allahut dhe të Dërguarit të Tij , me të vërtetë që ka arritur fitore të madhe**".

Fjalët më të vërteta janë fjalët e Allahut dhe udhëzimi më i mirë është udhëzimi i Muhamedit sal-l Allahu alejhi ue selem. Gjërat më të këqia janë gjërat e shpikura. Çdo shpikje është bidat, çdo bidat është humbje dhe çdo humbje të çon në zjarr!

Allahu i Madhëruar ka thënë në Kur'an : **{إِنَّا نَحْنُ نَزَّلْنَا الذِّكْرَ وَإِنَّا لَهُ لَحَافِظُونَ} [الحجر: ٩] "Ne e zbritëm Dhikrin** (Kur'anin dhe Sun-netin) **dhe Ne do ta ruajmë atë".** [El Hixhr 9]. Në këtë ajet Allahu i Madhëruar ka premtuar që do ta ruajë fenë Islame të pastër siç e ka zbritur, të pandryshuar.

E ne sot pas 14 shekujsh e themi me bindje të plotë që feja Islame është ruajtur e pa ndryshuar edhe pse kanë kaluar kaq shumë shekuj. Arsyeja është se Allahu i Madhëruar ka sjellë në çdo kohë njerëz të ditur të cilët ia kanë kumtuar këtë fe të pastër njerëzve, ashtu siç ka ardhur, pa u trembur nga krijesat.

Edhe pse Allahu i Madhëruar ka premtuar që do ta ruajë këtë fe, Ai nuk na ka premtuar që kjo fe do ruhet në çdo vend të botës. Kështu që nëse njerëzit e dijes nuk bëjnë sakrifica për ta transmetuar atë siç ka ardhur atëherë ajo mund të zhduket në një ose disa vende. Shembull më të qartë për këtë kemi Andaluzinë e cila pas sa e sa shekujsh me Islam u zhduk nga harta Islame. Gjithashtu edhe vendi ynë i cili ka jetuar për shekuj me radhë në këtë fe u sprovua me zhdukjen e saj dhe përgjegjësinë më të madhe e gjynahun më të madh për këtë e kanë drejtuesit fetarë. E çuditëshme është se nuk u deshën shumë vjet për tu zhdukur feja në vendin tone sepse **një nga fetvatë e para që nxorrën hoxhallarët e atëhershëm për të plotësuar kërkesën e parisë** ishte fetvaja që gratë duhet ta heqin nikabin, në vi⍰n 1937. E pas kësaj fetvaje u deshën vetëm 30 vjet që të zhduket feja plotësisht, kështu që në vi⍰n 1967 iu vendos kapaku fesë Islame në vendin tonë.

Nuk është çudi që kjo dukuri të përsëritet. Kështu që detyra e njerëzve të ditur është që ta tregojnë fenë siç është dhe të mos bëjnë ndryshime në të, nëse dëshirojnë që Allahu ti ndihmojë.

Por realiteti që po jetojmë ne, po tregon që gjendja është duke u përkeqësuar. Dita ditës shohim ndryshime të reja fetare, për hir të realitetit në të cilin jetojmë!!! Vallë kjo fe ka zbritur për ta ndryshuar këtë realitet të fëlliqur, apo për tu përshtatur dhe integruar me të?! Sa herë që vjen një çështje e re të bën të harrosh të kaluarën. Vallë, a do kenë një kufi apo cak këto ndryshime fetare?! Çfarë do marrin dhe mbajnë mend brezat pas nesh?!! Po qe se ne do t'u transmetojmë atyre një fe të gjymtuar ata kanë për ta transmetuar edhe më të gjymtuar se sa e gjetën, po qe se do ngelet feja në këmbë, me këto "kontribute madhështore" që po bëjmë ne për të!!!

Një prej çështjeve të këtij zinxhiri për të cilin po flasim është edhe çështja e agjërimit me shikimin e hënës. Për afro 15 vjet muslimanët që ndjekin sun-netin e Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem kanë agjëruar me shikimin e hënës së re dhe kanë çelur me të. Deri para dy vitesh përafërsisht kështu kanë ecur.

Mirëpo para dy vitesh befasohemi me një fetva të re që i lejon muslimanët të ecin me llogaritjet astronomike në fillimin dhe mbarimin e agjërimit të Ramazanit sepse prijësi i tyre vepron ashtu!! Kështu që një pjesë e muslimanëve u bazuan tek kjo fetva dhe e filluan dhe mbyllën agjërimin me kalendar duke pretenduar se kështu na urdhëron Allahu i Madhëruar!!

Me këtë ata e kundërshtuan ixhmaun e um-metit Islam dy herë.

**Herën e parë** : kur lejuan mbështetjen tek llogaritjet astronomike dhe

**herën e dytë** : kur menduan se muslimanët e kanë detyrë ta ndjekin prijësin e tyre edhe atëherë kur ai i urdhëron për diçka që e ka ndaluar Allahu, i Dërguari i Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem dhe ixhmau i um-metit Islam. Detajet e këtyre çështjeve do ti shohësh përgjatë librit.

Këtu vlen për tu përmendur se çfarë ndodhi herën e parë kur u zbatua kjo fetva.

Ishte fundi i muajit Ramazan të vi�t 2010. Kalendari e përcaktonte muajin e Ramazanit me 29 ditë. Ndërkohë që në asnjë prej vendeve Islame hëna nuk u shikua. Gjithashtu as në vendin tone nuk u pa. Për këtë asrye të gjitha vendet Islame me përjashtim të pesë shteteve e plotësuan muajin e Ramazanit 30 ditë. Ndërsa shtetet të cilat e çelën agjërimin ishin : Libia, Turqia, Shqipëria, Kosova dhe Maqedonia. Arsyeja pse e çelën një ditë para shteteve të tjera ishte se këto bazohen në fillimin dhe mbarimin e muajit të Ramazanit tek llogaritjet asrtonomike dhe jo tek shikimi i hënës së re. **E si rezultat edhe këta që nxorrën këtë fetva të re e mbyllën Ramazanin kështu edhe pse shikimi i hënës së re nuk u vërtetua në asnjë vend Islam**. **Kështu që kjo ishte "mirësia" e parë që korrën muslimanët prej kësaj fetvaje të re dmth prishja e agjërimit një ditë para se të mbarojë muaji i Ramazanit**. E pse gjithë kjo, vetëm që të mos kundërshtohen njerëzit të cilët nuk e njohin fenë Islame dhe janë shumë larg prej zbatimit të saj!!!

E më e çuditshmja është se disa e pohojnë me gojë që rruga Islame në këtë çështje është që ne duhet të ecim me shikimin e hënës së re në fillim dhe mbarim të Ramazanit, por ne nuk kemi ndërmend ta zbatojmë atë sepse nuk do paria jonë !!!

E ajo që të çudit gjithashtu është se deri para dy vitesh këta nuk kanë pyetur për parinë në këtë çështje, përkundrazi e kanë filluar agjërimin dhe e kanë mbyllur me shikimin e hënës së re. Madje kanë bërë edhe shkrime në të cilat e mbrojnë këtë ide. E "argumentet" që mbështesin fetvanë e re, atëherë nuk i quanin të tilla por i konsidesorin pa vlerë. Allahu na ruajtë prej devijimit dhe ndryshimit në fenë e Tij.

E gjithë kjo nuk mjaftoi. Ata për ta mbështetur me forcë këtë mendim të ri armiqësuan edhe vëllezërit e tyre që vazhduan të ecin me mendimin e vjetër të cilin deri para dy vitesh vetë e kishin mbrojtur me forcë. Madje filluan të tallen edhe mbi mimbere me ata të cilët po përpiqeshin të zbatonin sun-netin e Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem në këtë çështje.

Ky ishte një përshkrim i shkurtër i realitetit që ka lidhje me këtë çështje. Për këtë arsye vendosa të shkruaj këtë libër dhe ta sqaroj këtë çështje me argumentet fetare që të vërtetohet e vërteta dhe të hidhet poshtë e kota.

Mirëpo para se të hyjmë në detajet e librit kam dëshirë të sqaroj tre çështje :

- **Çështja e parë** : **Vlera që ka ixhmau në fenë Islame.**

Përkufizimi i **ixhmaut** është : "**Rënia dakord e të gjithë dijetarëve të um-metit të Muhammedit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem në një kohë prej kohërave për një çështje fetare**" [1].

**Rëndësia e Ixhmaut**. Argumentet fetare themelore janë tre : **1**. Kur'ani, **2**. Sun-neti, **3**. Ixhmau. Ka thënë Shejhul Islam Ibn Tejmije : "Bazat e fesë janë tre : **1**. Kur'ani, **2**. Sun-neti, **3**. Ixhmau" [2]. Gjithashtu ka thënë : "Feja e muslimanëve është e bazuar tek ndjekja e librit të Allahut, Sun-netit të Profetit të Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem dhe rënia dakord e um-metit. Këto të treja janë bazat e pagabueshme (të fesë)" [3].

Madje kanë rënë dakord të gjithë dijetarët që ixhmau është një prej argumenteve fetare të cilin e kanë detyrë muslimanët ta marrin në konsideratë.

El Hatib el Bagdadij ka thënë : "Ixhmau i dijetarëve në çdo kohë (që të ndodhë ky ixhma) është një prej argumenteve fetare të prera" [4]. Këtë gjë e kanë kundërshtuar vetëm disa grupe të humbura si **Mu'tezilet** dhe **Shijat** [5].

---

[1] Shih librin "**Mudhek-keretun fi usul el fikh**" të Muhamed El Emin Esh-shenkiti f 169. Gjithashtu librin "**Reudhatu En-nadhir**" të Ibn Kudame El Mekdisit 2/439. Gjitashtu shih librin "**Mexhmu el Fetaua**" të Ibn Tejmijes 20/10.
[2] "**Mexhmu el Fetaua**" i Ibn Tejmijes 20/9.
[3] "**Der' Tearudh el Akl uen-nekl**" i Ibn Tejmijes 1/272.
[4] "**El Fekih uel Mutefek-kih**" i El Hatib El Bagdadij 1/397.
[5] Shih librin "**El Fekih uel Mutefek-kih**" i El Hatib El Bagdadij 1/397 dhe "**Mexhmu el Fetaua**" të Ibn Tejmijes 11/341.

Argumentet fetare që tregojnë për vlerën që ka ixhmau i um-metit Islam janë të shumta për këtë arsye unë po mjaftohem vetëm me disa sepse nuk është qëllimi jonë të flasim për ixhmaun në veçanti por qëllimi është për të treguar rëndësinë e tij.

1. Allahu i Madhëruar ka thënë :

{وَمَنْ يُشَاقِقِ الرَّسُولَ مِنْ بَعْدِ مَا تَبَيَّنَ لَهُ الْهُدَى وَيَتَّبِعْ غَيْرَ سَبِيلِ الْمُؤْمِنِينَ نُوَلِّهِ مَا تَوَلَّى وَنُصْلِهِ جَهَنَّمَ وَسَاءَتْ مَصِيرًا} [النساء: ١١٥]

"**Kush e kundërshton Profetin pasi i është bërë i qartë udhëzimi dhe ndjek rrugë tjetër veç rrugës së besimtarëve i japim atij atë që mori dhe e fusim në Xhehenem e sa vend-kthim i keq** (është ai)". [En-nisa 115].

Prej këtij ajeti kuptohet që Allahu i ka kërcënuar ata që ndjekin rrugë tjetër veç rrugës së besimtarëve. Kjo tregon se ndjekja e rrugës së tyre është detyrë dhe kundërshtimi i saj është haram. **Kështu që kush i kundërshton të gjithë besimtarët në një çështje në të cilën ata kanë rënë dakord ai ka kundërshtuar rrugën e tyre**.

2. Nga Ebu Malik El Esh'arij transmetohet se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Allahu ju ka siguruar tre gjëra. Nuk ka për tu lutur Profeti juaj kundër jush që të mos shkatërroheni të gjithë. Nuk kanë për të fituar ndjekësit e të kotës mbi ndjekësit e të vërtetës dhe nuk keni për të rënë dakord për asnjë gjë që është e kotë**" [(6)].

Prej këtij hadithi kuptohet qartë se Allahu e ka ruajtur këtë um-met, për këtë arsye ata nuk mund të bien dakord për asgjë që është humbje qoftë edhe pa dashje. Si rezultat, ajo çështje për të cilën bie dakord i gjithë um-meti nuk mund të jetë vetëm se e vërtetë.

3. Nga Mugira ibn Shu'beh radi Allahu anhu transmetohet se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Do ngelet një grup nga um-meti im fitimtarë (në të vërtetën) nuk i dëmton ata kush nuki ndihmondhe as kush i kundërshton deri sa të bëhet Kijameti**"[(7)].

Ka thënë Shejhul Islam Ibn Tejmije : "Ky um-met nuk ka më Profetë pas Profetit të fundit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem për këtë arsye është i ruajtur prej gabimeve. Sa herë që ndokush mund të bëjë ndonjë ndryshim të fesë do sjellë Allahu njerëz që t'ia sqarojnë um-metit atë gabim. Kështu që nuk mund të bashkohet i gjithë um-meti në humbje siç ka thënë Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem : "**Do ngelet një grup nga um-meti im fitimtarë (në të vërtetën) nuk i dëmton ata kush nuk i ndihmon dhe as kush i kundërshton ata deri sa të bëhet Kijameti**"[(8)].

Si rezultat Ixhmau është një prej bazave dhe argumenteve të prera në fenë Islame dhe **kundërshtimi i tij është haram në bazë të argumenteve që përmendëm**. Ai që e kundërshton ixhmaun duke pretenduar se po ndjek të vërtetën ai ka pretenduar se i gjithë um-meti Islam

---

(6) Transmeton Ebu Daudi, Kapitulli "**El Fiten uel Melahim**", Tema : "**Dhikru el Fiten ue delailuha**" hadithi nr 4253.

(7) Transmeton **1. Buhariu**, Kapitulli "**El I'tisam bil Kitabi ues-Sun-neh**", Tema : "**Do ngelet një grup nga um-meti im**" hadithi nr 6881. **2. Muslimi**, Kapitulli "**El Imareh**", Tema : "**Do ngelet një grup nga um-meti im**" hadithi nr 1920.

(8) "**Minhaxh es-sun-neti en-nebeuijeh**" i Ibn Tejmijes 6/467.

është në humbje gjë e cila bie ndesh me argumentet e qarta fetare që përmendëm dhe argumente të tjera si ato të cilat tregojnë se um-meti Islam nuk mund të bjerë dakord për diçka që është humbje sepse Allahu e ka ruajtur um-metin prej saj.

- **Çështja e dytë** : **Kush janë ato çështje në të cilat lejohet të ketë mendime të ndryshme.**

Shikoje me vëmendje se çfarë thotë Imam Shafiu. Ai e sqaron shumë mirë se kur lejohet që në një çështje të ketë disa mendime e kur nuk lejohet.

Ka thënë Imam Shafiu : "Më tha një person : Unë kam vënë re se dijetarët e hershëm dhe bashkëkohës kanë kontradikta në disa çështje. A u lejohet atyre kjo gjë?

I thashë : Kontradiktat janë dy lloje : Lloji i pare është haram ndërsa tjetri nuk është i tillë.

Më tha : Kush është kontradikta që është haram?

I thashë : Çdo çështje që e ka treguar Allahu në librin e Tij ose me anë të Profetit të Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem në formë të qartë nuk lejohet ta kundërshtojë ai që e di atë…

Më pas më tha : A ka ndonjë argument që bën dallim ndërmjet këtyre dy llojeve të kontradiktave.

I thashë : Ka treguar Allahu kontradiktën e keqe aty ku thotë :

**{وَمَا تَفَرَّقَ الَّذِينَ أُوتُوا الْكِتَابَ إِلَّا مِنْ بَعْدِ مَا جَاءَتْهُمُ الْبَيِّنَةُ} [البينة: ٤]"Ehli Kitabi nuk ranë në kontradiktë, vetëm se atëherë kur u erdhi argumenti i qartë"**. [El Bej-jineh 4].

Gjithashtu ka thënë Allahu i Madhëruar : **{وَلَا تَكُونُوا كَالَّذِينَ تَفَرَّقُوا وَاخْتَلَفُوا مِنْ بَعْدِ مَا جَاءَهُمُ الْبَيِّنَاتُ} "Mos u bëni si ata që ranë në kontradikta dhe u përçanë pasi u erdhën argumentet e qarta"** [Ali Imran 106]. Këtu Allahu e qortoi kontradiktën pasi erdhën argumentet e qarta [9].

Si rezultat kontradikta e ndaluar është ajo e cila bie ndesh me argumentet e qarta ndërsa kontradikta e lejuar është një nga llojet që vijojnë :

1. Nëse nuk ka në atë çështje argument (nga Kur'ani ose Sun-neti ose Ixhmau).
2. Nëse në atë çështje ka argumente të sakta por ato nuk e shprehin qartë idenë që pretendohet.
3. Nëse ka argumente të qarta por ato nuk janë të sakta ose janë të sakta por ka argumente të tjera që bien ndesh me to dhe janë në të njëjtën gradë saktësie dhe qartësie [10].

---

[9] **"Er-risaleh"** i Imam Shafiut f 560**.**

[10] Shil librin "**Irsal esh-sheuadh ala men teteb-ba' esh-sheuadh**" f 52. Këto kontradikta që krijohen vijnë si pasojë e mos kuptimit të drejtë të argumenteve. Kështu që kontradikta është tek të kuptuarit tonë dhe jo tek vet argumentet.

Ndërsa në një çështje që ka argumente të qarta fetare nga Kur'ani Sun-neti dhe Ixhmau i dijetarëve të hershëm nuk lejohet të nxirret dhe as të ndiqet një mendim i ri i cili i hedh poshtë të gjitha këto baza të forta Islame. E në një rast të tillë ai i cili ka futur përçarje mes muslimanëve është ai që kundërshton këto argumente të qarta sa do i madh qoftë numri i atyre të cilët e ndjekin atë, në këtë çështje.

- **Çështja e tretë : Nëse në një çështje të caktuar ka dy ose më shumë mendime a lejohet të kundërshtohen dhe korrigjohen ato mendime që janë të gabuara ?!**

Arsyeja pse e vendosa këtë çështje këtu është se shumë njerëz thonë : Nuk duhet qortuar dhe as korrigjuar ai që ka zgjedhur një mendim dijetarësh në një çështje të caktuar. Por kjo gjë është gabim.

Ibnul Kajimi – Allahu e mëshiroftë – thotë : Temë : "**Gabimi i atyre që thonë : Në çështjet që ka kontradikta nuk ka qortime**". Fjala e tyre : "Në çështjet që ka kontradikta ndërmjet dijetarëve nuk ka qortime" nuk është e saktë sepse qortimi mund të drejtohet tek **1**. Mendimi dhe fetvaja ose tek **2**. veprimi.

**E para** : **Nëse ai mendim bie ndesh me sun-netin e Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ose me ixhmaun e njohur është detyrë të qortohet dhe kundërshtohet dhe për këtë kanë rënë dakord të gjithë dijetarët**. E nëse nuk është në kundërshtim (të plotë) me to edhe atëherë sqarimi që ky mendim është i dobët dhe bie ndesh me argumentet është qortim me vend.

**E dyta** : **Gjithashtu edhe veprimi nëse bie ndesh me sun-netin ose me ixhmaun e dijetarëve është detyrë të qortohet dhe kundërshtohet** sipas gradave të kundërshtimit të të keqes në bazë të mundësisë.

Si mund të thotë një dijetar që në çështjet kontradiktore nuk ka qortim kur dijetarët nga të gjitha grupet e kanë shprehur qartë se lejohet të hidhet poshtë gjykimi i gjykatësit (në gjykatat Islame pasi është vendosur) nëse ai bie ndesh me Kur'anin dhe Sun-netin edhe pse mund të jetë në përputhje me mendimin e disa dijetarëve. **Ndërsa nëse në një çështje nuk ka argumente nga sun-neti dhe as nga ixhmau i dijetarëve aty ka vend për ixhtihad dhe nuk mund të qortohet ai që vepron në bazë të ixhtihadit të tij ose duke imituar dikë tjetër**.

<u>**Ngatërresa ndërmjet këtyre dy çështjeve ka ardhur si rezultat se ky njeri mendon se çështjet kontradiktore janë çështjet e ixhtihadit, gjë të cilën e besojnë disa grupe njerëzish të cilët nuk kanë shumë dije**</u>.

E sakta të cilën e besojnë dijetarët është se çështjet e ixhtihadit janë ato çështje në të cilat nuk ka argumente që të bëhet detyrë zbatimi i tyre, si (psh ndonjë) hadith i saktë që nuk bie ndesh me ndonjë hadith tjetër të tillë. Në këtë rast – dmth kur nuk ka argumente të qarta – lejohet të ecet me ixhtihad për shkak se argumentet mund të jenë jo në përputhje me njëra tjetrën (për syrin e njerëzve) ose sepse argumentet nuk janë të qarta. Gjithashtu fjala e dijetarit në një nga këto çështje : "**Kjo është çështje e qartë ose e sigurt dhe nuk është i pranueshëm në të ixhtihadi**" nuk konsiderohet cënim dhe as akuzë për atë që e kundërshton këtë fjalë.

Çështjet kontradiktore tek selefët dhe pasuesit e tyre në të cilat ne jemi siguruar se kush është e vërteta janë të shumëta. Si psh : Gruaja që divorcohet në kohën kur është shtatëzanë pret deri sa të lindi (më pas ka të drejtë të martohet). Burri i dytë duhet të bëjë marrëdhënie me gruan e më pas nëse e divorcon mund të martohet kjo grua me burrin e parë. Gusuli bëhet detyrë për burrin edhe gruan gjatë mardhënieve seksuale edhe pa daljen e spermës. Kamata e shtesës është haram. Martesa e kënaqësisë është haram. Nebidhi (pije dehëse) është haram. Mes'hu është i lejuar kur je në vendin tënd ose në udhëtim. Sun-neti në ruku është që duart të vendosen mbi gjunjë e jo të bashkohen e të futen mes gjunjëve. Dora e hajdutit pritet edhe kur ai vjedh tre dirhem. Unaza prej hekuri vlen ti jepet gruas për pajë…. E shumë e shumë çështje të tjera si këto [11].

**Mbi të gjitha, askush nuk ka justifikim tek Allahu ditën e Kijametit nëse i ka dëgjuar argumentet e pa diskutueshme që ekzistojnë për një çështje të caktuar që t'i hedhë ato pas shpine dhe të imitojë ata njerëz të cilët e kanë ndaluar imitimin e tyre madje e kanë shprehur se nuk lejohet të na imitosh kur fjala jonë bie ndesh me sun-netin. Gjithashtu kanë thënë që nëse hadithi është i saktë mos i jep rëndësi fjalës tonë. Por edhe sikur të mos e kenë thënë këtë, kjo është detyra e çdokujt edhe sikur imamët të thonë : Na ndiqni ne, (**askush**) nuk ka të drejtë të ndjekë gjë tjetër veç argumentit**" [12].

Këto ishin tre çështje të rëndësishme për tu sqaruar në këtë parathënie sepse ne do tregojmë ixhmaun e um-metit Islam në lidhje me çështjen tonë dhe shumë njerëz nuk ia dijnë vlerën ixhmaut. Gjithashtu një pjesë e tyre mendojnë se po qe se në një çështje ekzistojnë dy mendime mes hoxhallarëve atëherë çdo kush ka të drejtë të zgjedhë çfarë të dojë ose të zgjedhë atë që është më e lehta për të mos bërë fitne!!! Gjithashtu thonë që nuk duhet korrigjuar askush që ka një mendim ndryshe edhe sikur të ketë kundërshtuar argumentet më të qarta fetare!!!

---

[11] Ibnul Kajim tregon këtu se në çdonjërën prej çështjeve që i solli si shembull ka edhe mendime të tjera por e sakta në formë të prerë është kjo që tregoi sepse për çdonjërën prej tyre ka argumente të sakta e të qarta, ndërsa pala tjetër nuk ka argumente të tilla.

[12] Shih librin : "**I'lam El Muuekiine**" të Ibnul Kajimit 3/289.

Allahu i Madhëruar ka thënë në Kur'an : {يَسْأَلُونَكَ عَنِ الأَهِلَّةِ قُلْ هِيَ مَوَاقِيتُ لِلنَّاسِ وَالْحَجِّ} "**Të pyesin ty për (**ehil-leh**) hënën, thuaj : Ajo është kohë-përcaktuese për njerëzit dhe për haxhin**" [El Bekareh 189].

Kanë thënë dijetarët e tefsirit dmth : "**Të pyesin ty o Profet shokët e tu për hënën dhe ndryshimet e saj. Thuaju atyre : Allahu e ka bërë hënën shenjë me anë të së cilës njerëzit mund të njohin kohët e adhurimeve të tyre të cilat janë të caktuara me kohë, si : agjërimi, haxhi apo marrëveshjet ndërmjet tyre**" (13).

Në gjuhën arabe për shprehjen e fjalës të cilën e përkthyem hënë është treguar fjala "**ehil-leh**". "Të pyesin ty për ehil-leh".

Imam Kurtubiu – Allahu e mëshiroftë – ka thënë : "**Fjala ehil-leh është shumësi i fjalës hilal… Fjala hilal përdoret për hënën kur është një ose dy ditëshe në fillimin e muajit ose kur është 28 ose 29 ditëshe në fundin e muajit**" (14).

"Ky ajet është plotësim i rregullave të agjërimit (që janë përmendur në ajetet e mëparshme) sepse agjërimi dhe çelja e tij janë të lidhura me shikimin e hënës siç është treguar në hadithin e saktë : "**Agjëroni kur ta shihni (**hënën**) dhe çeleni kur ta shihni**"" (15).

- **Çështjet fetare që kanë lidhje me muajin hënor.**

Çështjet fetare që kanë lidhje me hyrjen dhe daljen e muajit hënor janë të shumta dhe shumë të rëndësishme, prej tyre kemi si vijon :

1. **Agjërimi** i muajit të Ramazanit. Allahu i Madhëruar ka thënë :

{شَهْرُ رَمَضَانَ الَّذِيَ أُنزِلَ فِيهِ الْقُرْآنُ هُدًى لِّلنَّاسِ وَبَيِّنَاتٍ مِّنَ الْهُدَى وَالْفُرْقَانِ فَمَن شَهِدَ مِنكُمُ الشَّهْرَ فَلْيَصُمْهُ} (185) [سورة البقرة].

"**Muaji i Ramazanit në të cilin ka zbritur Kur'ani udhëzim për njerëzit, sqarim i udhëzimit dhe dallues (**ndërmjet të vërtetës dhe të kotës**). Kush e dëshmon muajin ta agjërojë atë**" [El Bekareh 185].

2. **Zekati**. Ai është detyrë të jepet kur plotësohet viti. Muslimani e kupton plotësimin e vitit me kalimin e 12 muajve hënorë.

3. **Haxhi**. Allahu i Madhëruar ka thënë :

{الْحَجُّ أَشْهُرٌ مَّعْلُومَاتٌ فَمَن فَرَضَ فِيهِنَّ الْحَجَّ فَلاَ رَفَثَ وَلاَ فُسُوقَ وَلاَ جِدَالَ فِي الْحَجِّ} (197) [سورة البقرة]

---

(13) "**Et-tefsir El Mujes-ser**" tek shpjegimi i ajetit në fjalë.

(14) Tefsiri i Kurtubiut 2/341.

(15) "**Et-tefsir el Munir**" i Zuhajlit 2/170.

"**Haxhi është në muaj të caktuar. Prandaj kush vendos në to, të bëjë haxh të mos bëjë rafeth** [16]**, fusuk dhe as dialog në haxh**" [El Bekareh 197]. Muajt e Haxhit janë : Sheu-ual, Dhul Ki'deh dhe Dhul Hixh-xheh.

4. **Betimi** për mos iu afruar gruas është i përcaktuar me katër muaj në Kur'an :

{لِّلَّذِينَ يُؤْلُونَ مِن نِّسَآئِهِمْ تَرَبُّصُ أَرْبَعَةِ أَشْهُرٍ} (226) سورة البقرة.

"**Ata që betohen për të mos iu afruar grave të tyre mund të presin katër muaj**" [El Bekareh 226].

5. **Agjërimi i shlyerjes** së disa gabimeve të caktuara është i përcaktuar dy muaj në Kur'an :

{فَصِيَامُ شَهْرَيْنِ مُتَتَابِعَيْنِ} (92) سورة النساء.

"**Të agjërojë dy muaj pa i ndarë**" [En-nisa 92].

6. **Kohë-pritja** e gruas të cilës i ka vdekur burri. Allahu i Madhëruar ka thënë :

{وَالَّذِينَ يُتَوَفَّوْنَ مِنكُمْ وَيَذَرُونَ أَزْوَاجًا يَتَرَبَّصْنَ بِأَنفُسِهِنَّ أَرْبَعَةَ أَشْهُرٍ وَعَشْرًا} (234) سورة البقرة.

"**E ata që vdesin – prej jush – e lenë gra (**ta dijnë ato se**) duhet të presin katër muaj e dhjetë ditë**" [El Bekareh 234].

7. **Prindërit** janë të urdhëruar që t'i urdhërojnë fëmijët e tyre për t'u falur, kur të mbushin shtatë vjeç dhe ti rrahin ata nëse nuk falen në moshën dhjetë vjeç.

Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Urdhërojini fëmijët tuaj për t'u falur kur ata të jenë shtatë vjeç dhe rrihini ata nëse nuk falen në moshën dhjetë vjeç e ndajini në shtratin e fjetjes**" [17].

Këtu flitet për vitet hënore dhe jo vitet diellore, e kjo është e qartë në fenë Islame. E të tjera çështje të shumta të cilat tregojnë rëndësinë dhe lidhjen e ngushtë që ka hëna me çështjet Islame.

---

[16] Rafeth quhen fjalët e ulëta që kanë lidhje me gratë.

[17] Transmeton Ebu Daudi, Kapitulli i Namazit, Tema : "**Kur urdhërohet fëmija për tu falur**" nr 495.

Njihet hyrja e muajit Ramazan me shikimin e hënës së re ose me plotësimin e muajit Sha'ban tridhjetë ditë. Gjithashtu edhe mbarimi i muajit Ramazan njihet me shikimin e hënës së re të Sheu-ualit ose me plotësimin e tridhjetë ditëve nga Ramazani.

- **Çështja e parë : Njohja e fillimit dhe mbarimit të muajit me shikimin e hënës.**

E ka përcaktuar Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem mënyrën e njohjes së fillimit të muajit në shumë hadithe të cilat janë transmetuar nga një grup sahabësh radi Allahu anhum.

Prej tyre është : 1. **Ebu Hurejreh**, 2. **Ibn Ab-basi**, 3. **Ibn Umeri**, 4. **Hudhejfeh**, 5. **Sa'd Ibn Ebi Uek-kas**, 6. **Ibn Mes'udi**, 7. **Xhabir**, 8. **El Berra Ibn Azib**, 9. **Rafi' Ibn Hadixh**, 10. **Talk Ibn Habib**, 11. **Ebu Bekrah**, 12. **Semurah**, 13. **Adij Ibn Hatim** e të tjerë sahabë radi Allahu anhum [18].

Hadithi i Ibn Umerit dhe Ebu Hurejres radi Allahu anhuma ndodhen tek Buhariu, Muslimi e tek të tjerë. Hadithi i Ibn Ab-basit ndodhet tek Muslimi. Hadithi i Hudhejfes ndodhet në librin e Sun-netit të Ebu Daudit, në librin e En-Nesaiut e tek të tjerë.

E hadithet e sahabëve të tjerë ndodhen në libra të tjerë veç gjashtë librave të njohur si psh në Mu'uat-ta të Malikut ose në Musnedin e Ahmedit ose në Musnedin e Shafiut etj. Të gjitha këto që janë transmetuar janë fjalët e Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Por është transmetuar nga Aishja radi-Allahu anha edhe veprimi që ka kryer Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem në këtë rast.

Tani po tregojmë tekstet e haditheve të Ebu Hurejres, ibn Umerit, Hudhejfes, Ibn Ab-basit radi Allahu anhum dhe tekstin e hadithit të Aishes radi Allahu anha. Ndërsa tekset e haditheve të sahabëve të tjerë nuk po i përmendim sepse ato janë të njëjta ose të ngjashme me sa do përmendim këtu.

**1. Hadithi i Ebu Hurejres radi-Allahu anhu.**

Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Kur ta shikoni hënën agjëroni dhe kur ta shikoni atë çeleni. E nëse (**ka re dhe**) nuk e shihni dot atëherë agjëroni tridhjetë ditë**". Transmeton Buhariu, Muslimi dhe En-Nesai.

Në një transmetim ka thënë : Ka thënë Ebul Kasim sal-l Allahu alejhi ue sel-lem : "**Agjëroni kur ta shihni dhe çeleni kur ta shihni e nëse (**ka re dhe**) nuk e shihni dot plotësoni numrin** (e ditëve)". Në një transmetim tjetër thotë : "**Nëse (**ka re dhe**) nuk e shikoni dot plotësoni tridhjetë**". Në një transmetim të En-Nesait ka thënë : "**Përcaktoni tridhjetë**". E në një transmetim tjetër të En-Nesait ka thënë : "**përcaktojeni**". Në një transmetim tjetër ka thënë : "**Muaji është njëzet e nëntë ose tridhjetë. Kur ta shihni atë agjëroni dhe kur ta shihni çeleni. E nëse (**ka re dhe**) nuk e shihni dot plotësoni numrin**".

**2. Hadithi i Ibn Umerit radi-Allahu anhuma.**

---

[18] Për më shumë mund të shohësh librin "**Fikhu En-neuazil**" të Bekër Ebu Zejdit 2/191-194. Prej [illegible]j i kam nxjerrë këto hadithe me gjithë transmetimet e tyre.

Ka treguar se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Kur ta shihni atë (**hënën**) agjëroni dhe kur ta shihni atë çeleni e nëse nuk e shihni dot përcaktojeni**". Në një transmetim të Muslimit ka thënë : Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem foli për Ramazanin i takoi dy duart dhe tha : **"Muaji është kështu edhe kështu edhe kështu"** (e bëri me duart e tij tre herë dmth 10+10+9) dhe herën e tretë e mbylli gish⍰n e madh. Tha : "**Prandaj agjëroni kur ta shihni dhe çeleni kur ta shihni e nëse (**ka re dhe**) nuk e shihni dot përcaktoni tridhjetë** (ditë)". Në një transmetim ka thënë (vetëm) : "**Përcaktojeni atë**".

3. **Hadithi i Ibn Ab-basit radi-Allahu anhuma.**

Ka treguar se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem foli për Ramazanin dhe tha : "**Mos agjëroni deri sa ta shikoni hënën dhe mos e çelni deri sa ta shihni atë. E nëse (**ka re dhe**) nuk e shihni dot plotësoni numrin tridhjetë**". Transmeton Maliku, Ebu Daudi, Tirmidhiu dhe Nesaiu. Në një transmetim të Nesaiut Ibn Ab-basi ka thënë : Jam çuditur me atë që e fillon muajin para kohe ndërkohë që Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Kur ta shihni hënën agjëroni. Kur ta shihni atë çeleni e nëse nuk e shihni dot plotësoni numrin tridhjetë**". Në një transmetim ka thënë : "**Agjëroni kur ta shihni atë**". Në një transmetim tjetër ka thënë : "**Mos agjëroni para Ramazanit por agjëroni kur ta shihni**". Në një transmetim tek Ebu Daudi ka thënë : "**Mos e prisni muajin me agjërimin e një dite ose dy ditëve. Mos agjëroni deri sa ta shihni e më pas agjëroni deri sa ta shihni**".

4. **Hadithi i Hudhejfes radi-Allahu anhu.**

Ka treguar se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Mos e agjëroni muajin (**e Ramazanit**) para se të shihni hënën ose para se të plotësoni numrin (**e ditëve**) e më pas agjëroni deri sa të shihni hënën ose të plotësoni numrin** (e ditëve)" [19].

5. **Hadithi i Aishes radi-Allahu anha i cili tregon si ka vepruar Profeti sal-l Allahu alejhi ue selem në raste të tilla**.

Ka thënë Aishja radi-Allahu anha : "**Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem e ruante Sha'banin më shumë se çdo muaj tjetër e më pas agjëronte kur e shihte Ramazanin. E nëse (**kishte re dhe**) nuk e shihte dot numëronte tridhjetë ditë (**të Sha'banit**) pastaj agjëronte**". Transmeton Ebu Daudi.

Të gjitha këto hadithe që përmendëm janë të sakta madje edhe më të forta se hadithet e sakta sepse ato kanë arritur gradën e haditheve muteuatire [20].

---

[19] Transmeton Ebu Daudi, Kapitulli i Agjërimit, Tema : "**Kur nuk shikohet hëna**", nr 2328.

[20] **Hadith muteuatir** quhet ai hadith të cilin e transmeton një numër i madh sahabesh e prej tyre një numër i madh tabi'inësh e kështu me radhë deri tek dijetarët që i kanë vendosur këto hadithe në librat e tyre. Në këtë formë është transmetuar edhe Kur'ani i Madhërueshëm për këtë arsye ai ka gradën më të lartë të sigurisë.

- **Çështja e dytë : Njohja e fillimit dhe mbarimit të muajit me plotësimin e ditëve.**

Nëse nuk shikohet hëna natën [21] e tridhjetë atëherë muaji është i plotë d.m.th me tridhjetë ditë. Më pas hyn muaji tjetër sepse muaji hënor nuk mund të jetë asnjëherë më shumë se tridhjetë ditë. Argument për këtë është hadithi i Ibn Umerit radi-Allahu anhuma se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Muaji është njëzet e nëntë netë prandaj mos agjëroni deri sa ta shihni (**hënën**) e nëse nuk e shihni dot atëherë plotësoni numrin tridhjetë**" [22].

Kuptohet prej hadithit se muaji nuk ka më shumë se tridhjetë ditë. Kështu që nëse shikohet hëna natën e tridhjetë kjo tregon që muaji i ri ka filluar dhe dita e nesërme është dita e parë e muajit të ri dhe muaji i kaluar mbyllet me njëzet e nëntë ditë. Ndërsa nëse nuk shikohet hëna natën e tridhjetë atëherë ajo natë konsiderohet me të vërtetë nata e tridhjetë e muajit dhe dita në vijim është dita e tridhjetë e muajit e pas ditës së tridhjetë hyn muaji i ri.

Gjithashtu kanë rënë dakord dijetarët se muaji nuk mund të jetë më shumë se tridhjetë ditë. Ibn Rrushdi ka thënë : "**Kanë rënë dakord dijetarët se muaji arab (**hënor**) mund të jetë njëzet e nëntë ose tridhjetë ditë**" [23].

- **Çështja e tretë : Çfarë kuptohet prej argumenteve që përmendëm më sipër.**

Dijetari i njohur Bekër Ebu Zejd ka bërë një kërkim për çështjen tonë në librin e tij "**Fikh En-neuazil**" dhe ka sqaruar ndër të tjera çfarë përfitohet prej argumenteve të cilat i përmendëm më sipër. Për këtë arsye ne do ta tregojmë atë që ka përmendur ai të plotë.

Ka thënë : "Këto argumente të sakta tregojnë në formë të qartë disa rregulla Islame në lidhje me muajt dhe fillimin e tyre, si vijon :

**Rregulli i parë** : Allahu ka bërë shenjë për fillimin e muajit vetëm hënën dhe asgjë tjetër. Nuk ka asnjë shenjë tjetër të dukshme për fillimin e muajit.

**Rregulli i dytë** : Muaji hënor është i kufizuar në 29 ditë kur është i mangët dhe 30 ditë kur është i plotë. Gjithashtu nuk fillon agjërimi deri sa të kalojnë 29 ditë nga Sha'bani sikurse duhet agjëruar në Ramazan 29 ditë e nuk mund të agjërohet më pak se 29 ditë.

**Rregulli i tretë** : Fillimi i muajit nuk njihet vetëm se me anë të mënyrave të sigurta. E kjo është e kërkuar në të gjitha adhurimet e përcaktuara me kohë. Asnjëri prej tyre nuk është i saktë nëse nuk kryhet në kohën e tij, hyrjen e të cilit e kemi njohur me siguri të plotë. Për këtë arsye Allahu i Madhëruar e ka lidhur fillimin e tyre me shenja të sigurta të cilat nuk janë në duart e njerëzve. Por ato janë shenja që i ka vendosur Allahu në gjithësi. Në këto njohuri janë të barabartë dijetarët dhe njerëzit e paditur. Njerëzit e qytetëruar dhe fshatarët. E gjithë kjo, për të qënë ligjet e Sheriatit sa më të thjeshta.

---

[21] Nata është përpara ditës, për këtë arsye nata e tridhjetë quhet ajo natë e cila vjen me njëherë pas perëndimit të diellit ditën e njëzet e nëntë të muajit.
[22] Transmeton **Buhariu** nr 1907 dhe **Muslimi** nr 2554.
[23] "**Bidajetu El Muxhtehid ue Nihajetu El Muktesid**" i Ibn Rrushdit 3/148.

**Rregulli i katërt** : Sheriati i ka lidhur ligjet e adhurimeve mujore me hënën në dy forma të sigurta : me shikimin e saj ose me plotësimin e muajit (tridhjetë ditë). E gjithë kjo :

1. Sepse janë të thjeshta dhe arrihet siguria me anë të këtyre të dyjave në formë shumë të lehtë.

2. Sepse nuk mund të ketë gabime në përdorimin e kësaj metode.

3. Sepse çdo lloj metode tjetër përveç kësaj metode (për njohjen e muajit) në origjinë ka gabime si psh : llogaritjet astronomike. Llogaritjet përveçse janë të vështira dhe rrallë mund të gjesh njerëz që i njohin ato por shpesh herë mund të dalin edhe të gabuara, gjë të cilën do ta tregojmë më poshtë in sha Allah.

Për këtë arsye përshkrimi që ka dhënë Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem që "**ne jemi um-met analfabet**" është përshkrim lavdërimi në disa aspekte : **1**. Në aspektin që umeti nuk ka nevojë për llogaritje sepse ka një mënyrë më të qartë dhe më të sigurt e kjo mënyrë është shikimi i hënës. **2**. Në aspektin që llogaritjet kanë shumë gabime në gjetjen e muajit. E të tjera aspekte të cilat i ka treguar Shejhul Islam Ibn Tejmijeh në librin ("**Mexhmu'ul Fetaua**" 25/174 - 176).

**Rregulli i pestë** : Siguria në këtë mënyrë arrihet në formë të perceptueshme me shqisa ose në formë të ngjashme me atë që perceptohet me to. Arrihet në formë të perceptueshme kur shikohet hëna me sy dhe në formë të ngjashme kur plotësohet muaji tridhjetë ditë.

**1.** Hëna shikohet me sy, kështu që kjo është mënyrë e perceptueshme me të vërtetë.

**2.** Plotësimi i muajit Sha'ban tridhjetë ditë në rast kur ka re ose në raste të ngjashme me të. Gjithashtu kjo është formë e ngjashme me atë që perceptohet me anë të shqisës së shikimit. Gjithashtu është e sigurt në realitet sepse Sheriati nuk mund të gabojë në lajmin që na ka dhënë, lajm i cili në të vërtetë tregon një prej ligjeve që ka vendosur Allahu në natyrë që muaji hënor nuk mund të jetë më pak se 29 ditë dhe as më shumë se 30 ditë.

Kështu që Sheriati e lidhi fillimin e muajit me ekzistencën e hënës së re në realitet, jo me ekzistencën e saj imagjinare. Ekzistenca e hënës në realitet njihet ose me shikimin e saj ose me plotësimin e muajit të mëparshëm tridhjetë ditë. E kjo ka lidhje me një çështje që nuk është në dorë të njerëzve por e ka bërë Allahu ligj stabil në natyrë. Sheriati ka treguar se njohja e muajit bëhet vetëm me anë të këtyre dy mënyrave dhe me asnjë mënyrë tjetër veç tyre.

Siguria që arrihet me anë të plotësimit të ditëve është në aspektin që origjina është se muaji i ri nuk ka filluar (d.m.th ditën e njëzet e nëntë të muajit hënor). E sigurta është që jemi në muajin që po mbaron dhe ne nuk e lemë këtë fakt të sigurt vetëm se me një fakt tjetër të

sigurt sepse ajo që vërtetohet me fakte të sigurta nuk hidhet poshtë vetëm se me fakte të sigurta [24].

Ibnu Abdul Berr ka thënë tek hadithi i Ibn Ab-basit radi Allahu anhuma : Në të tregohet se ligjet nuk obligohen vetëm se në rast sigurie, në të cilin nuk ka dyshim. Ky është një rregull i madh i fik'hut që thotë se : "**Nuk duhet që njeriu të largohet nga siguria në të cilën është vetëm se me një siguri tjetër**". Kurse fjala e Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem : "**Nëse nuk e shihni dot plotësoni numrin tridhjetë ditë**" tregon që duhet plotësuar Sha'bani tridhjetë ditë para se të fillojë agjërimi gjithashtu duhet plotësuar Ramazani tridhjetë ditë (para se të fillojë Sheu-uali).

**Rregulli i gjashtë** : Hadithet tregojnë se siguria që përmendëm arrihet vetëm me një nga dy mënyrat. Agjërimi është urdhëri dhe shkaku i obligimit të tij është shikimi i hënës ose plotësimi i ditëve.

Disa prej këtyre haditheve tregojnë në formë të drejtpërdrejt që është detyrë të agjërohet dhe të çelet agjërimi pas shikimit të hënës së re ose (në pamundësi të shikimit të saj) pas plotësimit të tridhjetë ditëve. Shembull për këtë është hadithi që Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Kur ta shihni atë agjëroni dhe kur ta shihni çeleni. Nëse nuk e shihni dot atëherë plotësoni numrin tridhjetë**".

Disa prej këtyre haditheve tregojnë në formë të drejtpërdrejt se është haram të agjërohet dhe të çelet para se të shikohet hëna ose para se të plotësohen tridhjetë ditë. Shembull për këtë është hadithi i Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem : "**Mos agjëroni deri sa ta shikoni hënën dhe mos e çelni deri sa ta shikoni atë. E nëse nuk e shihni dot plotësoni numrin tridhjetë**".

Gjithashtu në asnjë hadith nuk është lidhur fillimi dhe as mbarimi i agjërimit me llogaritjet astronomike as quajtja e muajit muaj nuk është lidhur me të por është lidhur me dy gjëra të sigurta ose me shikimin e hënës ose me plotësimin e tridhjetë ditëve, të cilat tregojnë në formë të qartë se ky gjykim (fillimi dhe mbarimi i agjërimit) nuk ka lidhje me asnjë shkak tjetër, gjë e cila e anashkalon çështjen e llogaritjeve astronomike në këtë temë.

**Rregulli i shtatë** : Shikimi i hënës është i ligjëruar për këtë um-met për të njohur sezonet e adhurimit. Nëse adhurimi është vaxhib si agjërimi i Ramazanit psh, ose haxhi **atëherë edhe shikimi i hënës është farz kifaje.** Për këtë arsye nëse një detyrë nuk plotësohet pa diçka (tjetër) atëherë ajo (tjetra) është detyrë. E nëse adhurimi është i pëlqyeshëm edhe shikimi i hënës është i pëlqyeshëm sepse "**Shkaqet që të çojnë në një qëllim marrin gjykimin e atij qëllimi**". Nëse arrihet të shikohet hëna (u arrit qëllimi) e nëse jo atëherë plotësohet muaji tridhjetë ditë dhe falenderimi i takon Allahut për këtë lehtësim.

---

[24] Kështu që nuk themi që muaji i ri ka filluar pa u siguruar me një nga dy mënyrat, ose duke parë hënën e re e nëse nuk e shikojmë duke plotësuar tridhjetë ditë të muajit që po mbaron.

Ibnu Abdul Berri – Allahu e mëshiroftë – ka thënë : Në të (në hadithin e Ibn Ab-basit) tregohet se Allahu i ka kufizuar robërit e Tij në temën e fillimit dhe fundit të agjërimit me shikimin e hënës së re për fillimin e Ramazanit ose me plotësimin e tridhjetë ditëve të Sha'banit" [25].

[25] Këto rregulla janë marrë nga libri "**Fihku en-neuazil**" 2/195-198.

Përpara se të tregojmë gjykimin që ka kjo çështje është e nevojshme të sqarojmë disa gjëra.

**Së pari** : Çfarë kuptojmë me termin llogaritje astronomike në këtë çështje.

Specialistët e kanë përkufizuar këtë gjë duke thënë : Llogaritje astronomike quhet : "**Njohja e lëvizjes së yjeve, numrit të ditëve të lëvizjes, kohës së tyre të lëvizjes dhe kohës së shfaqjes dhe fshehjes së tyre**" [26].

**Së dyti** : Çfarë kuptojnë specialistët e astronomisë me fjalën "**muaj hënor**" dhe çfarë kuptojmë ne me "**muaj hënor**" në terminologjinë Islame.

"Muaj hënor në terminologjinë e astronomisë quhet : **Periudha kohore ndërmjet dy takimeve të diellit dhe hënës nga momenti i takimit të parë pas të cilit lind hëna e re deri në takimin e dytë në të cilin fshihet hëna plotësisht**. Kjo periudhë kohore është e përcaktuar tek astronomët (mesatarisht) në 29 ditë e 12 orë e 44 minuta. Kjo periudhë përbën rrotullimin e hënës rreth tokës d.m.th në fillim hëna është paralel me diellin, ndërmjet tokës dhe diellit plotësisht. Në momentin që hëna ndahet nga ky drejtim paralel, ajo vazhdon rrotullimin deri në momentin e takimit të ri. Në këtë takim të ri fillon muaji i ri hënor astronomik.

Gjatë momentit të qënies së hënës ndërmjet diellit dhe tokës në vijë paralele hëna nuk dallohet sepse gjysma e ndritëshme e hënës është nga ana e diellit ndërsa gjysma e errët e saj është nga ana e tokës. Ndërsa kur hëna largohet nga kjo vijë paralele atëherë fillon muaji. Ky është muaji sipas astronomëve.

Kurse muaji hënor sipas terminologjisë Islame fillon me shikimin e hënës së re pas perëndimit të diellit e për këtë kanë rënë dakord të gjithë dijetarët. Këtë rënie dakord e ka treguar Ibn Rrushdi e të tjerë. Gjatësia e muajit hënor sipas terminologjisë Islame është jo më shumë se 30 ditë dhe jo më pak se 29 ditë.

Si rezultat ka dallim ndërmjet fjalës "**muaj hënor**" sipas terminologjisë fetare dhe terminologjisë së astronomëve në disa aspekte :

1. Muaji hënor astronomik fillon përpara fillimit të muajit hënor Islam për këtë arsye ai mbaron më shpejt tek astronomët.

2. Muaji është i përcaktuar me një njësi kohore të pa ndryshueshme tek astronomët që është e përcaktuar me 29 ditë e 12 orë e 44 minuta. Ndërsa në fenë tonë ai është ose 29 ditë ose 30 ditë.

3. Muaji fillon sipas terminologjisë Islame në momentin kur shikohet me syrin e lirë ose pas plotësimit të ditëve që d.m.th se hëna (atëherë) dallohet në horizont. Ndërsa sipas

---

[26] "**Duhul Esh-shehr El Kameri bejne rru'jeti el hilal uel hisab el feleki**" f 5.

astronomëve muaji fillon me daljen e hënës së re në bazë të përllogaritjeve jo me daljen e hënës në realitet.

4. Tek astronomët nuk ka dallim nëse ndarja e hënës nga vija paralele ndodh natën apo ditën. Nëse psh kjo ndarje ndodh para agimit atëherë pas agimit për ta ka filluar muaji i ri hënor. Gjithashtu nëse ndodh gjatë ditës atëherë muaji fillon menjëherë. Ndërsa në terminologjinë Islame ajo që merret në konsideratë është shikimi i hënës pas perëndimit të diellit. Prandaj nëse shikohet hëna pas dreke ajo nuk merret në konsideratë e për këtë arsye ajo ditë nuk agjërohet. E për këtë nuk ka kontradikta ndërmjet dijetarëve madje për këtë është treguar që ka Ixhma" [27].

Prej sa përmendëm më sipër duket qartë dallimi ndërmjet muajit hënor që tregojnë astronomët dhe muajit hënor për të cilin flitet në fenë Islame. Me anë të kësaj kuptohet gjithashtu se është shumë gabim që të ngatërrohen termat dhe konceptet e të përzihen me njëra tjetrën.

Një gjë e ngjashme ka ndodhur edhe me çështjen e kohëve të namazit sepse astronomët kanë quajtur agim momentin kur dielli ndodhet 18 gradë poshtë horizontit edhe pse në horizontin e lindjes nuk dallohet asnjë fije drite. E më pas muslimanët e kanë marrë këtë term dhe e kanë përdorur në adhurimet fetare pa vënë re se termi "agim" në terminologjinë e astronomisë ka dallim me termin "agim" në terminologjinë Islame.

**Që këtu fillon problemi**. Prandaj nuk është e saktë të thuhet që muaji hënor në fenë Islame mund të njihet me anë të llogaritjeve astronomike. Arsyeja tashmë është e qartë, sepse astronomët kanë për qëllim me fjalën muaj hënor diçka, e në fenë Islame fjala muaj hënor është diçka tjetër.

Po të rikthehemi pak më lartë tek hadithet në të cilat ka folur Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem do vemë re se ai i ka shpjeguar në formë të qartë mënyrat e njohjes së hyrjes dhe daljes së muajit hënor sipas fesë Islame. Gjë e cila nuk le vend për të shtuar kushte ose mënyra të reja në këtë çështje.

Madje Profeti jonë sal-l Allahu alejhi ue sel-lem për t'ia mbyllur rrugën atyre që duan të përdorin llogaritjet astronomike në çështjen e agjërimit ka thënë në formë të qartë në hadithin të cilin e transmeton prej tij Abdullah Ibn Umeri radi Allahu anhuma : "**Ne jemi um-met analfabet nuk shkruajmë dhe as nuk llogarisim. Muaji është kështu ose kështu** (e bëri me shenjë me duart e tij)". D.m.th 29 ditë ose 30 ditë [28].

Ka thënë Ibn Tejmije : "Fjala e Profetit sal-lAllahu alejhi ue selem: "**Ne jemi një umet analfabet që nuk shkruajmë dhe as nuk llogarisim**" është lajm por që përmban kuptimin e ndalesës. Sepse ai na ka treguar se umeti që e ka ndjekur atë është umet mesatar, nuk shkruan

[27] Marrë nga librin "**Fikhu En-neuazil**" 2/219-220 me disa shkurtime dhe përshtatje të nevojshme në gjuhën shqipe.

[28] Transmeton **Buhariu**, Kapitulli i Agjërimit, Tema : "**Fjala e Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem : "Nuk shkruajmë dhe as nuk llogarisim**". nr 1913. Gjithashtu e transmeton **Muslimi**, Kapitulli i Agjërimit, Tema : "**Është detyrë të agjërohet Ramazani dhe të çelet me shikimin e hënës e nëse nuk shikohet dot hëna, në fillim ose mbarim të muajit, plotësohen tridhjetë ditë**" nr 2563.

dhe as nuk llogarit. Kështu që, kush shkruan ose llogarit nuk është prej këtij umeti në këtë çështje. Por ka ndjekur rrugë tjetër veç rrugës së besimtarëve të cilët janë ky umet. Kështu që ka vepruar atë që nuk është prej fesë dhe dalja prej fesë është haram. Prandaj shkrimi dhe llogaritja e përmendur janë haram" [29].

Ka thënë Ibn Rexhebi: "Feja jonë nuk ka nevojë për llogaritje dhe as për shkrim (për të mbërritur tek e vërteta) siç veprojnë ithtarët e librit të cilët i përcaktojnë adhurimet e tyre me **llogaritjen** e lëvizjes së diellit! Feja jonë fillimin e agjërimit e ka lidhur me shikimin e hënës së re. Nëse ajo nuk duket nga retë nuk kemi nevojë për llogaritje. Ndërsa, me diellin është lidhur gjatësia e ditës që duhet agjëruar, e kjo është gjë që shihet me sy, sepse fillimi i saj është shfaqja e agimit të dytë e ky është fillimi i daljes së diellit mbi tokë dhe fundi i tij është perëndimi i diellit. Gjithashtu, me lëvizjen e diellit janë lidhur edhe kohët e namazit. Namazi i sabahut fillimin e ka me daljen e agimit dhe fundin e ka me daljen e diellit. Fillimi i kohës së drekës është me largimin e diellit nga kupa e qiellit dhe fundi i drekës është kur hija bëhet sa objekti, e ky është fillimi i kohës së ikindisë. Ndërsa fundi është kur zverdhet dielli ose kur perëndon e ky është fillimi i akshamit dhe fundi i tij është kur zhduket e kuqja në perëndim. Atëherë hyn jacia dhe fundi i saj është në mesin e natës ose në 1/3 tën e saj dhe zgjatet për ata që kanë justifikime deri në shfaqjen e agimit. E gjithë kjo nuk ka nevojë as për llogaritje dhe as për shkrim" [30].

**E në bazë të këtij hadithi kanë rënë dakord të gjithë dijetarët se muslimanët duhet të ecin me shikimin e hënës ose plotësimin e ditëve në fillimin dhe mbarimin e muajit dhe nuk lejohet për ta të bazohen në llogaritjet astronomike në çështjen e fillimit dhe mbarimit të agjërimit**.

Këtë Ixhma' e ka treguar **1**. Ibnul Mundhir, **2**. Ibnu Tejmija, **3**. Ebu Uelid El Baxhij, **4**. Sened (dijetar i medh'hebit Malikij), **5**. Ibnu Rrushdi, **6**. El Kurtubij, **7**. Ibnu Abidin, **8**. Ibnu Haxher El Askalani, **9**. Esh-Sheukani, **10**. Sid-dik Hasen Khan dhe të tjerë [31].

Ka thënë Shejhul Islam Ibnu Tejmije – Allahu e mëshiroftë – : "**Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka shprehur qartë se um-meti nuk ecën dhe as nuk duhet të eci me llogaritje**" [32].

Gjithashtu ka thënë : "**Dijetarët e konsideronin atë që ecte me llogaritje, njeri që ka futur në fe diçka që nuk është prej fesë dhe e prisnin këtë mendim me kundërshtim ashtu siç kundërshtohen bidatçinjtë**" [33].

Gjithashtu ka thënë : "Është vërtetuar në formë të sigurt në sun-net dhe **në rënien dakord të sahabëve se nuk lejohet (**për muslimanët**) të bazohen tek llogaritjet astronomike** siç ka

[29] "**Mexhmu' el fetaua**" i Ibn Tejmijes 25/164-165.
[30]"**Fet'hul Bari**" Ibn Rexhebit 2/295.
[31] Në lidhje me këtë Ixhma të dijetarëve shih librat që vijojnë : "**Mexhmu' El Fetaua**" të Ibn Tejmijes 25/132, "**Fet'hul Bari**" të Ibn Haxher El Askalanit 4/158, **Tefsirin e Kurtubiut** 2/293, "**Hashijetu Ibni Abidin**" 3/408, "**Bidajetul Muxhtehid**" 2/557, "**Fikhu En-neuazil**" të Bekër Ebu Zejdit 2/200.
[32]"**Mexhmu' El Fetaua**" 25/179.
[33] "**Mexhmu' El Fetaua**" 25/179.

thënë Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem : "**Ne jemi um-met analfabet nuk shkruajmë dhe as nuk llogarisim. Agjëroni kur ta shihni dhe çeleni kur ta shihni".** **Ai që bazohet tek llogaritjet (**astronomike**), jo vetëm që konsiderohet bidatçi dhe i humbur në aspektin fetar por konsiderohet edhe i gabuar nga ana logjike dhe astronomike** sepse astronomët e kanë të qartë se shikimi ose mos-shikimi (i hënës ditën e njëzet e nëntë në darkë) nuk mund të njihet me llogaritje astronomike" (34).

Gjithashtu ka thënë : "**Kush i merr të dhënat e hënës së re – të cilën e ka bërë Allahu kohë-përcaktimi për haxhin dhe për njerëzit – prej llogaritjeve dhe shkrimit, feja dhe logjika e tij janë të prishura**" (35).

Sid-dik Hasen Khan ka thënë : "Disa dijetarë të mëdhenj kanë thënë : Sheriati e ka lidhur detyrën e njohjes së fillimit dhe mbarimit të muajit me shikimin e hënës ose plotësimin e tridhjetë ditëve. A ka në gjithësi sqarim më të qartë se ky?!! **Ndërsa përcaktimi i ditëve dhe muajve me anë të llogaritjeve (**astronomike**) konsiderohet bidat e për këtë ka rënë dakord i gjithë um-meti**" (36).

Komisioni i përhershëm është pyetur : A konsiderohet kalendari aktual i ligjshëm në Islam apo jo?

Përgjigje : "Kalendari është prej çeshtjeve ixhtihadije (d.m.th. i bazuar në mendimin e atyre që e kanë përpiluar). Ata që e kanë përpiluar janë njerëz që mund t'a qëllojnë dhe mund të gabojnë. Prandaj nuk duhet që kohët e namazit të lidhen me të dhe as fillimi dhe mbarimi i agjërimit, sepse fillimi dhe mbarimi i këtyre kohëve është treguar në Kur'an dhe Sun-net. Prandaj duhet që të mbështetemi tek argumentet e Sheriatit. Por mund përfitojnë prej tij muezinët dhe imamët në formë përafërsie. **Ndërsa në agjërim nuk duhet mbështetur tek ai (**kalendari**), në asnjë aspekt, sepse Allahu e ka lidhur agjërimin me fillimin e agimit deri në darkë (**në perëndimin e diellit**) dhe sepse Profeti sal-lAllahu alejhi ue sel-lem ka thënë** : "**Agjëroni kur ta shihni atë (**hënën e re**) dhe çeleni kur ta shihni atë**" (37).

- **Çështje : A është e vërtetë se disa dijetarë të hershëm e kanë lejuar ndjekjen e llogaritjeve astronomike në çështjen e fillimit dhe mbarimit të agjërimit ?!**

Ka thënë Bekër Ebu Zejdi : "Në sa e sa çështje është pretenduar se ekzistojnë disa mendime por pas kërkimit vërtetohet se nuk është e vërtetë. Kjo ndodh në shumë tema ndër to edhe në çështjen e agjërimit. Psh kanë treguar se për agjërimin e ditës së dyshimtë ka mos pajtim mendimesh. Gjë të cilën e ka treguar Ibnu Kudameh dhe Ibnul Xheuzi nga një numër sahabesh (rreth dhjetë veta), gjithashtu edhe nga një numër i ngjashëm me këtë prej tabi'inëve. Por Imam El Irakij ka treguar se këto transmetime nga një pjesë prej tyre janë të dobëta. Shembull tjetër janë edhe transmetimet se një numër sahabesh dhe tabi'inësh e praktikonin lyerjen e flokëve dhe mjekrës me ngjyrën e zezë (ndalesa për të cilën është transmetuar në

(34) "**Mexhmu' El Fetaua**" 25/207.
(35) "**Mexhmu' El Fetaua**" 6/590.
(36)"**Er-reudhatu En-nedijeh**" i Sid-dik Hasen Khanit 2/11.
(37)"**Fetaua El-lexhnetit Daimeh**" 6/141 nr 4100, AbdulAziz Ibn Baz, AbduRraz-zak El Afifi dhe Abdullah Ibn Gudejan.

hadithe të sakta). Ka treguar Ibnul Kajimi në librin "**Zad El Mead**" dhe ka sqaruar se transmetimet që kanë ardhur prej tyre në këtë çështje janë të dobëta dhe të shkëputura.

Për çështjen tonë nuk dihet të ketë pasur kontradikta ndërmjet sahabëve përkundrazi është treguar (nga) dijetarët se sahabët kanë rënë dakord për këtë në formë unanime. Por kontradikta në këtë çështje është treguar nga disa persona që po i tregojmë në vijim :

1. Imam Shafiu.
2. Ibn Surejxh.
3. Mutar-rif Ibn Abdilah Ibn Shih-hir.
4. Muhamed Ibn Mukatil.
5. Ibn Kutejbeh.

Ibnu Tejmija e ka kontrolluar çështjen në fjalë dhe kontradiktën në lejimin e përdorimit të llogaritjeve dhe ka thënë se ata që e kanë lejuar e kanë kushtëzuar atë me dy kushte :

**1**. Vetëm në rastin kur ka re.

**2**. Vetëm për personin që merret me llogaritje jo për të tjerët.

E me sa vijon do tregojmë se :

**1**. Nuk është e vërtetë ekzistenca e kësaj kontradikte prej personave që përmendëm dhe

**2**. përcaktimi i çështjes në të cilën pretendohet kontradikta, sepse Ibnu Surejxhi dhe Ibnu Huuejz Mindad kanë gabur kur kanë thënë që ky është mendimi i Imam Shafiut. Gjithashtu edhe Ibn Surejxhi – i cili i përket medhhebit Shafi'i – e ka ndërtuar mendimin e tij duke u bazuar në fjalën e Shafiut (e cila nuk është e vërtetë). Disa dijetarë të medhhebit Shafi'i e kanë treguar se Ibnu Surejxhi ka gabuar kur ka pretenduar se ky është mendimi i Imam Shafiut. Gjithashtu edhe thënia se ky është mendim i Mutar-rif Ibn Abdilah Ibn Shih-hir nuk është e saktë. Ndërsa Muhamed Ibn Mukatil Er-razi është i dobët dhe Ibnu Kutejbeh nuk është prej dijetarëve të Sheriatit.

Gjithashtu disa dijetarë kanë gabuar në përcaktimin e çështjes në të cilën pretendohet se ka kontradiktë sepse ata kanë treguar se kontradikta ekziston (në lejimin e llogaritjeve) në të gjitha rastet, pa e kufizuar atë (me kushtet që treguam më sipër. Kushte të cilat e hedhin poshtë këtë pretendim). **Për këtë arsye Ixhmau që treguam është i saktë**" [38].

[38] "**Fikhu En-neuazil**" 2/201-202.

Më pas Bekër Ebu Zejdi tregoi detajet e argumenteve që vërtetojnë se Ixhmau në këtë çështje është i saktë dhe kontradikta në këtë çështje nuk është e vërtetë..." [39]

Ibnu Tejmija ka thënë : "Ne e dijmë në formë të domosdoshme në fenë Islame se mbështetja tek fjala e astronomit që thotë se hëna mund të shihet ose nuk mund të shihet – në çështjet e agjërimit ose haxhit ose idetit [40]ose ijlaut [41]e të tjera çështje të cilat janë të lidhura me hënën – nuk lejohet. **Argumentet e njohura për këtë çështje janë të shumta. E për këtë kanë rënë dakord muslimanët**. Nuk dihet të ketë kontradiktë në këtë çështje as në kohët e hershme dhe as në kohët e vona, vetëm se një prej fukahave që ka jetuar pas tre shekujve (të zgjedhur) ka pretenduar se hëna e re nëse mbulohet nga retë lejohet për atë që njeh llogaritjet që të veprojë për veten e tij me anë të tyre. Nëse llogaritjet tregojnë se hëna shikohet të agjërojë e përndryshe jo. **Ky mendim edhe pse është i kufizuar vetëm në raste kur ka re dhe vetëm për atë që merret me llogaritje, ai konsiderohet mendim shadh-dh (**i huaj**) e përpara tij ka ekzistuar ixhmau. Ndërsa (**mendimin se lejohet**) ndjekja e llogaritjeve edhe në rast kur nuk ka re, ose lidhja e agjërimit në përgjithësi me to, askush prej muslimanëve nuk e ka shprehur**" [42].

Gjithashtu ka thënë : "**Ecja me llogaritjet (**astronomike**) është një prej rrëshkitjeve të dijetarëve**" [43].

Ibnu Haxher El Askalani ka thënë : "…Ajo që e sqaron këtë është fjala e Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem : "**Nëse nuk e shihni dot plotësoni numrin tridhjetë**". Nuk tha : "Nëse nuk e shihni dot pyesni ata që merren me llogaritje". Arsyeja është sepse ky numër – në rast se nuk shikohet hëna – është i njëjtë për të gjithë, gjë e cila largon kontradiktat prej muslimanëve. **Disa njerëz ecën me mendimin se lejohet të mbështetesh tek astronomët në këtë çështje (**d.m.th në çështjen e agjërimit**) e këta njerëz janë rafidhat (**shijat**) dhe tregohet se disa fukaha kanë rënë dakord me mendimin e tyre**. Ka thënë (Ebul Uelid) El Baxhi : **Ixhmau i selefëve të mirë është argument kundër tyre**. Ibnu Bezizeh ka thënë : Ky mendim është i kotë sepse Sheriati na ka ndaluar të futemi në dijen e yjeve sepse ajo bazohet në hamendje e jo në gjëra të sigurta por

---

[39] Për më tepër mund të shohësh librin "**Fikhu En-neuazil**" 2/202-206. Me anë të kë?j sqarimi duket qartë se Ixhmau i dijetarëve është i saktë dhe se pretendimi i atyre që thonë se në këtë çështje ka disa mendime nuk është i saktë. Para pak kohësh lexova në një libërth që shkruante për këtë çështje ndër të tjera se "**sot janë shtuar dijetarët të cilët e lejojnë mbështetjen tek llogaritjet astronomike**". Prej kësaj fjalie kuptohet se kjo kontradiktë ka ekzistuar edhe tek dijetarët e parë gjë e cila nuk është e vërtetë dhe sqarimi që bëmë këtu e tregon këtë gjë. Ndërsa numri i atyre që e lejojnë sot mbështetjen tek llogaritjet astronomike nuk është tregues i mirë sepse në një çështje që ka ixhma prej um-metit Islam nuk lejohet të ekzistojë në të kontradiktë pasi të jetë vërtetuar ky ixhma. Kundërshtimi i ixhmaut nuk pranohet prej askujt kushdo qoftë ai përderisa ky ixhma është i vërtetë sepse kuptimi i kundërshtimit të ixhmaut është që ky preson që e kundërshton sikur po i thotë të gjithë um-metit : Ju keni qënë në humbje për kaq shekuj dhe unë jam ai që e gjeta të vërtetën pas kaq shekujsh. Kjo gjë nuk lejohet sepse Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Allahu nuk e bashkon um-meti tim në humbje**" Transmeton Tirmidhiu, hadithin është i saktë. D.m.th Allahu e ka ruajtur bashkimin e um-metit prej humbjes. Për këtë arsye nëse um-meti Islam bie dakord në një çështje kjo tregon se ajo çështje është e vërtetë. E pas të vërtetës nuk ka vetëm se humbje. Gjithashtu themi se nuk është çudi që sot – në kohën e fitneve – të jenë më shumë ata që e kundërshtojnë të vërtetën. Sot janë shtuar edhe ata që e lejojnë rruajtjen e mjekrës, ata që lejojnë dëgjimin e muzikës, ata që lejojnë kamatën, etj…

[40] Kohë pritja e gruas pas vdekjes së burrit të saj.

[41] Betimit që bën burri se nuk do ti afrohet gruas së tij për disa muaj ose më shumë.

[42]"**Mexhmu' El Fetaua**" 25/132-133.

[43] "**Mexhmu' El Fetaua**" 25/182.

(edhe sikur të ketë në të siguri) lidhja e çështjeve (fetare) me të është vështirësi (e madhe) sepse atë e njohin shumë pak njerëz" (44).

- **Çështje : Origjina e përdorimit të llogaritjeve astronomike në adhurimet fetare.**

Origjina e përdorimit të llogaritjeve astronomike në adhurime vjen nga popujt e mëparshëm.

Ka thënë Shejhul Islam Ibnu Tejmije : "E ka cilësuar (Profeti sal-l Allahu aleji ue sel-lem) këtë umet duke thënë se ky um-met nuk shkruan dhe as nuk llogarit siç veprojnë umetet e tjera në adhurimet dhe festat e tyre. (Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem) e ka drejtuar um-metin tek shikimi i hënës kur thotë : "**Agjëroni kur ta shihni atë dhe çeleni kur ta shihni atë"** në një transmetim ka thënë **: "nga hëna (**e re**) në hënë (**të re**)**". Ky është argument për atë gjë për të cilën ka rënë dakord i gjithë um-meti Islam me përjashtim të disave që kanë ardhur më vonë të cilët kanë dalë nga ky ixhma' që ka ekzistuar para tyre, se koha e agjërimit, çeljes dhe haxhit njihen vetëm me anë të shikimit nëse është i mundur, **jo me anë të shkrimit dhe llogaritjeve të cilat i kanë vepruar jo-arabët, romakë, persë, egjiptjanë, indianë dhe ehli kitabi, çifutë e krishterë**. Është transmetuar nga disa dijetarë se ehli kitabi (çifutët e krishterët, të cilëve u është dhënë libri) para nesh, u urdhëruan që të ecin me shikimin (e hënës) në agjërimin e tyre dhe në adhurimet e tyre por ata e ndryshuan (udhërin). E fjalën e Allahut të Madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**U bë obligim për ju agjërimi siç <u>ishte bërë për ata që ishin para jush</u>**" [el Bekareh 183] (këta dijetarë) e lidhën me këtë gjë. Prandaj e ka ndaluar Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem që të paraprihet Ramazani me agjërimin e një ose dy ditëve. E fukahatë kanë thënë se arsyeja pse është ndaluar është nga frika se mos shtohet agjërimi i obliguar më shumë se ç'është, siç e shtuan ehli kitabi. Ata shtuan në agjërimin e tyre dhe e vendosën atë ndërmjet dimrit dhe verës dhe bënë për të një llogaritje më anë të cilës e njohin fillimin e tij" (45).

Ka thënë Ibn Rexhebi : "**Feja jonë nuk ka nevojë për llogaritje dhe as për shkrim (**për të njohur kohët e adhurimit**) siç veprojnë ehli kitabi të cilët i përcaktojnë adhurimet e tyre me llogaritjen e lëvizjes së diellit**!! Feja jonë fillimin e agjërimit e ka lidhur me shikimin e hënës së re. Nëse ajo nuk duket nga retë nuk kemi nevojë për llogaritje" (46).

Më pas prej tyre e morën këtë bidat rafidhat (shijat). Ata historikisht fenë e tyre kështu e kanë ndërtuar, duke huazuar besimet e popujve të mëparshëm dhe duke u përngjasuar me ta.

Ka thënë Shejhul Islam Ibnu Tejmije : "Nuk ka ndonjë grup që është më larg sun-netit se sa rafidhat. Tek ata gjen ndër mendimet e tyre të veçanta (që nuk përputhen me um-metin) mendime që janë tepër të kota… si psh **agjërimi i tyre dy ditë para njerëzve ose çelja e tyre dy ditë para të tjerëve duke u përngjasuar kështu me bidatcinjtë e ehli kitabit të cilët u larguan nga agjërimi në bazë të hënës dhe e bënë agjërimin me llogaritje**" (47).

---

(44) "**Fet'hul Barij**" i Ibn Haxher El Askalanit 4/127.
(45) "**Iktidhau es-sirat el mustekim**" i Shejhul Islam Ibn Tejmijes 1/254-255.
(46) "**Fet'hul Barij**" Ibn Rexheb 2/295.
(47) "**Minhaxh es-sun-neti en-nebeuijeh**" i ibn Tejmijes 5/173.

Ka thënë Shejhul Islam Ibn Tejmije : "Rafidhat kanë disa mendime të cilat nuk i beson asnjë musliman që e njeh fenë islame… Prej këtyre (mendimeve) është që një pjesë e tyre agjërojnë me numërimin e ditëve jo me hënë. Ata agjërojnë para se të dalë hëna e re dhe e çelin agjërimin para se të dalë hëna e re. E të tjera mendime (si këto) të cilat janë të njohura në formë të sigurt që ato janë mendime që bien ndesh me fenë e muslimanëve" [(48)].

Ka thënë Abdul Kahir El Isfrainij : "…Njëri prej tyre është edhe Abdul Kerim ibn Ebi El Auxha … Ai kishte mbledhur (tek vetja e tij) katër lloj humbjesh… Ky ishte ai i cili ua prishi rafidhive (shijave) agjërimin në bazë të hënës dhe i bëri ata që ecin me disa llogaritje që ua vendosi vet dhe pretendoi se këto llogaritje janë marrë nga Xha'ferr es-Sadik. E mori vesh çështjen e këtij njeriu të humbur Ebu Xha'fer Muhamed ibn Sulejman, prijësi i Kufës, nën pushtetin e halifes El Mensur. Ai urdhëroi që të vritet. Atëherë ky tha : "**Nuk do më vrasin, unë kam futur katër mijë hadithe (**të rreme**) me të cilat e bëra haramin hallall dhe hallallin haram dhe i bëra rafidhat që të çelin në një prej ditëve të agjërimit dhe të agjërojnë në një prej ditëve që duhet çelur**"" [(49)].

E nga të parët fukaha të ehli sun-netit që ka shprehur mendimin se lejohet mbështetja tek llogaritjet në fillim dhe mbarim të agjërimit është **Ibn Surejxhi**, për të cilin flet në vijim Ibn Tejmija dhe i cili ka jetuar pas tre shekujve të begatshëm.

Ka thënë Shejhul Islam Ibnu Tejmije : "Një prej fukahave që ka jetuar pas tre shekujve (të zgjedhur) ka pretenduar se nëse hëna e re mbulohet nga retë lejohet për atë që njeh llogaritë që të veprojë për veten e tij me anë të llogarive. Nëse llogaritë tregojnë se hëna shikohet të agjërojë e përndryshe jo. Ky mendim edhe pse është i kufizuar vetëm në raste kur ka re dhe vetëm për atë që merret me llogaritje, ai konsiderohet mendim shadh-dh (i huaj) e përpara tij ka ekzistuar ixhmau. Ndërsa (mendimin se lejohet) ndjekja e llogaritjeve edhe në rast kur nuk ka re, ose lidhja e agjërimit në përgjithësi me to, askush prej muslimanëve nuk e ka shprehur" [(50)].

- **Çështje : Bashkëkohësit që i kanë lejuar llogaritjet astronomike kanë rënë në kontradiktë në pranimin e llogaritjeve në çdo rast apo vetëm në disa raste!!**

1. Disa i kanë lejuar llogaritjet në çdo rast.

2. Ndërsa disa të tjerë e kanë lejuar mbështetjen tek llogaritjet astronomike vetëm për të përforcuar ose hedhur poshtë vërtetësinë e dëshmitarëve që pretendojnë se e kanë parë hënën.

Psh : Nëse astronomët thonë se sonte në darkë është e pamundur të shikohet hëna, atëherë këta nuk e pranojnë dëshminë e dëshmitarëve nëse ata e shohin hënën sonte dhe e quajnë dëshminë e tyre gënjeshtër sepse sipas tyre llogaritjet astronomike – që thonë se sonte është e pamundur të shikohet hëna – nuk gabojnë ndërsa syri mund të gabojë !!!

---

[(48)] "**Minhaxhu es-sun-neti en-nebeuijeh**" i Shejhul Islam Ibn Tejmijes 3/418-419.

[(49)] "**El Ferku bejnel firak**" i Abdul Kahir El Isfrainij f 237-238.

[(50)] "**Mexhmu el fetaua**" i Shejhul Islam ibn Tejmijes 25/133.

Ky mendim edhe pse është pak më afër të vërtetës se i pari – i cili i merr në konsideratë llogaritjet në çdo rast dhe nuk e shikon fare të nevojshme zbatimin e urdhërit tëProfetit sal-l Allahu aljehi ue sel-lem – **ai përsëri konsiderohet kundërshtim i qartë i Ixhmaut të dijetarëve dhe i haditheve Profetike në dy aspekte**.

1. Në aspektin që Islami e ka hedhur poshtë mbështetjen tek llogaritjet në çdo rast.
2. Në aspektin se këta kanë vendosur një kusht për pranimin e dëshmisë së dëshimtarë të cilin nuk e ka vendosur Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem dhe as Ixhmau i Ummetit Islam.

Ai që e refuzon dëshminë e dëshmitarëve të drejtë për shikimin e hënës, për shkak të fjalës së astronomëve të cilët pretendojnë se hëna nuk mund të shikohet (ditën në të cilën dëshmitarët e kanë parë hënën), ky në të vërtetë hyn tek ata që përgënjeshtrojnë të vërtetën kur u erdhi sepse ai refuzoi dëshminë okulare legjitime në fenë Islame. Gjithashtu hyn tek ata që dëgjojnë gënjeshtrat sepse ka pranuar fjalën e astronomëve.

Ka thënë Shejhul islam Ibn Tejmijeh : "Kam vënë re se disa njerëz në muajin e agjërimit e në muaj të tjerë, dëgjojnë fjalët e astronomëve injorantë që thonë se hëna mund të shikohet ose jo dhe mbi këtë fjalë ndërtojnë gjykimin e tyre personal ose publik. Aq sa kam dëgjuar që disa gjykatës e refuzonin dëshminë e një numri dëshmitarësh të drejtë për shkak të fjalës së astronomëve injorantë e gënjeshtarë që thonë (se hëna e re në filan ditë) shikohet ose nuk shikohet. Kështu këta bëhen prej atyre që e kanë përgënjeshtruar të vërtetën mbasi u ka ardhur. Këta mbase mund të pranojnë dëshminë e dikujt që nuk është i drejtë për shkak të këtyre fjalëve (të astronomëve). Kështu këta bëhen prej atyre që dëgjojnë gënjeshtrën. Ajeti i përfshin gjykatësit e këqinj siç duket nga konteksi ku thuhet (kuptimi i ajetit) : "**Ata e dëgjojnë shumë gënjeshtrën dhe e hanë shumë haramin**" [El Maideh 42]. Gjykatësit e këqinj e pranojnë gënjeshtrën prej atyre që nuk lejohet t'u pranohet fjala, qoftë thjesht në formë lajmërimi apo dëshmie. Ata gjithashtu e hanë haramin, si rryshfetin, etj" (51).

Për këtë çështje gjithashtu ka folur gjithashtu Abdul Aziz Ibn Bazi dhe e ka sqaruar atë shumë mirë në përgjigjen që i ka dhënë disa njerëzve që e kanë marrë në konsideratë këtë mendim. Po e sjell atë fetva këtu.

Ka thënë Abdul Aziz Ibn Bazi (ish muftiu i Arabisë Saudite) : "Falenderimi i takon vetëm Allahut dhe salavatet janë për Profetin, për familjen, shokët e tij dhe për çdokënd që ecën me udhëzimin e tij.

Më lexuan nga gazeta Jordaneze "**Ed-dustur**" të datës 17/9/1407 shkrimin e doktor Alij Aben-nedeh drejtor i vrojtimeve të përgjithshme dhe anëtar i komisionit të kohëve pranë ministries Jordaneze të fesë. Gjithashtu më lexuan nga gazeta "**Esh-shark El Eusat**" të datës 15/11/1407 shkrimin e inxhinierit Emin Amir. Gjithashtu më lexuan nga gazeta "**El Ahbar el**

(51) "**Mexhmu' el fetaua**" 25/131.

**Misrije**" në fillimin e muajit të Ramazanit edhe mendimin që ia dedikuan doktor Rashid Kabisit drejtorit të "**Institutit të Kërkimeve Astronomike**" – Allahu i faltë ata dhe ne –.

Në shkrimet e tyre ata mbështesnin në formë të sigurt llogaritjet astronomike në çështjen e hënës së re. Gjithashtu doktor Alij Aben-nedeh pretendoi se faktet shkencore e kanë vërtetuar se nuk është e mundur që të shikohet hëna darkën e datës 27/4/1987 në mënyrë absolute sepse sipas tij hëna ka perënduar 20 minuta para diellit. E gjithë kjo sepse llogaritjet astronomike janë preçize (sipas tij), llogaritje në të cilat është mbështetur kalendari Islam i hixhrit. E këtë kalendar e kanë mbështetur shumica e vendeve Islame ndër to edhe Jordania etj.

**Duke u nisur nga sa përmenda e pashë të nevojshme që t'i sqaroj lexuesve rrezikun e madh që kanë këto fjalë dhe guximin e madh që shprehin ata para Allahut dhe të Dërguarit të Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Fjalë të cilat kanë lënë pas shpine hadithet e sakta të Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem dhe i kanë dhënë përparësi fjalëve të astronomëve dhe përpiluesëve të kalendarëve para argumenteve të Kur'anit dhe Sun-netit të Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem duke e lidhur fillimin dhe fundin e muajit jo me shikimin e hënës dhe as me plotësimin e numrit të ditëve**.

Gjykimi i Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem është jo vetëm për kohën e tij por për çdo kohë deri ditën e Gjykimit sepse Allahu i Madhëruar e ka dërguar atë për gjithë botën me një Sheriat të plotë në të cilin nuk ka mangësi në asnjë aspekt. Siç ka thënë në Kur'an

{الْيَوْمَ أَكْمَلْتُ لَكُمْ دِينَكُمْ وَأَتْمَمْتُ عَلَيْكُمْ نِعْمَتِي وَرَضِيتُ لَكُمُ الْإِسْلَامَ دِينًا}

:"**Sot e plotësova për ju fenë tuaj. Plotësova mirësinë Time ndaj jush dhe jam i kënaqur që feja juaj të jetë Islami**". [El Maideh 3]. Allahu i Madhëruar e di se astronomët mund ta kundërshtojnë dëshminë e njerëzve besnikë të cilët dëshmojnë se e kanë parë hënën e re. **E m.gj.th nuk i ka urdhëruar robërit e Tij në librin e Tij dhe as me anë të Profetit tëTij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem që të bazohen tek llogaritjet astronomike dhe as t'i konsiderojnë llogaritjet kusht për të qënë shikimi i saktë. E kush i konsideron ato (**llogaritjet kusht për të qënë shikimi i saktë**) ai (**në të vërtetë**) ka korrigjuar Allahun dhe të Dërguarin e Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem dhe u ka vënë muslimanëve një kusht që nuk ka bazë në Sheriatin e pastër të Allahut.** D.m.th kushtin që thotë: "Për të qenë shikimi i hënës së re i saktë nuk duhet të bjerë ndesh me atë që pretendojnë astronomët të cilët mund të thonë se hëna e re nuk ka lindur ose është e pa mundur të lindi (në një datë të cilën e caktojnë ata)".

E hadithet e sakta e të shumta nga Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem e kanë shprehur qartë refuzimin e këtij kushti dhe kanë urdhëruar për tu mbështetur tek shikimi ose plotësimi i numrit të ditëve.

Allahu i Madhëruar i ka urdhëruar robërit e Tij që nëse bien në mosmarrveshje të referohen tek libri i Tij i nderuar ose tek Sun-neti i Profetit të Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Ka thënë Allahu i Madhëruar :

{يَاأَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا أَطِيعُوا اللَّهَ وَأَطِيعُوا الرَّسُولَ وَأُولِي الْأَمْرِ مِنْكُمْ فَإِنْ تَنَازَعْتُمْ فِي شَيْءٍ فَرُدُّوهُ إِلَى اللَّهِ وَالرَّسُولِ إِنْ كُنْتُمْ تُؤْمِنُونَ بِاللَّهِ وَالْيَوْمِ الْآخِرِ ذَلِكَ خَيْرٌ وَأَحْسَنُ تَأْوِيلًا}

"**O ju që keni besuar bindjuni Allahut, bindjuni të Dërguarit dhe të parëve tuaj e nëse keni mosmarrveshje në ndonjë gjë kthehuni tek Allahu dhe i Dërguari i Tij, nëse besoni Allahun dhe Ditën e Fundit. Kjo është më e mirë për ju edhe me përfundim më të mirë**". [En-nisa 59].

Gjithashtu ka thënë : {وَمَا اخْتَلَفْتُمْ فِيهِ مِنْ شَيْءٍ فَحُكْمُهُ إِلَى اللَّهِ} "**Për çdo mosmarrveshje gjykimin e keni tek Allahu**". [Esh-shura 10]. Gjithashtu ka thënë :

{فَلَا وَرَبِّكَ لَايُؤْمِنُونَ حَتَّى يُحَكِّمُوكَ فِيمَا شَجَرَ بَيْنَهُمْ ثُمَّ لَا يَجِدُوا فِي أَنْفُسِهِمْ حَرَجًا مِمَّا قَضَيْتَ وَيُسَلِّمُوا تَسْلِيمًا}

"**Pasha Zotit tënd (**ata**) nuk besojnë deri sa të të marrin ty për të gjykuar në mosmarrveshjet që kanë ndërmjet tyre, më pas të mos gjejnë ngushtim prej gjykimit tënd dhe të dorëzohen**". [En-nisa 65]

Hadithet që e bëjnë detyrë të mbështetemi tek hëna ose tek plotësimi i numrit të ditëve janë të sakta. Ato janë hadithe të njohura nga Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem që ndodhen tek Buhariu, Muslimi e tek librat e tjerë. E gjykimi i Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem nuk është i veçantë për një kohë, përkundrazi ai është i përgjithshëm për të gjitha kohërat deri ditën e Gjykimit sepse ai është i Dërguari i Allahut tek mbarë njerëzimi. Allahu e dërgoi atë tek mbarë njerëzit dhe e urdhëroi atë që tu transmetojë atyre ligjin e Tij në lidhje me vërtetimin e daljes së hënës së re të Ramazanit etj. Allahu është i Dituri i të fshehtës së qiejve dhe të tokës dhe e di se çfarë do ndodhë pas kohës së Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem e m.gj.th **nuk është transmetuar nga Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem që ai ta ketë kushtëzuar pranimin e dëshmisë së shikimit vetëm atëherë kur bien dakord llogaritjet ose kur nuk bie ndesh me llogaritjet astronomike**..." [52].

- **Çështje : Llogaritjet astronomike janë të luhatura, jo të sigurta dhe jo preçize në rezultatet që japin.**

Ibnu Tejmija ka thënë në lidhje me ata që llogarisin lëvizjen e hënës : "**Asnjëri prej tyre nuk ka një mënyrë preçize në të vërtetë. Çdo mënyrë që kanë ndjekur ata përmban në vetvete gabime sepse Allahu nuk ka bërë për të llogaritur shfaqjen e hënës një llogaritje të prerë, madje nuk ka asnjë lloj mënyre preçize që e vërteton se kur mund të shikohet hëna përveç shikimit** (të drejtpërdrejt)"... Më pas tha : "**Dije se të gjithë specialistët e astronomisë kanë rënë dakord se nuk mund të njihet mundësia se kur mund të shikohet hëna me anë të llogarive në atë formë që mund të thuhet se** (në filan ditë) **do shikohet hëna patjetër ose** (në

[52] "**Mexhmu Fetaua Ibn Baz**" 15/128.

filan ditë) **është e pamundur të shikohet por në disa raste mund të qëllojë e saktë e në disa gabim**" [53].

Gjithashtu ka thënë : "**Astronomët nuk kanë mundësi të vendosin një rregull preçiz me anë të cilit njihet mundësia e shikimit të hënës por ata afrohen dhe herë e qëllojnë e herë gabojnë**" [54].

Gjithashtu ka thënë : "**Ai që bazohet tek llogaritjet jo vetëm që konsiderohet bidatçi dhe i humbur në aspektin fetar por konsiderohet edhe i gabuar nga ana logjike dhe astronomike sepse astronomët e kanë të qartë se shikimi ose mos-shikimi (**i hënës ditën e njëzet e nëntë në darkë**) nuk mund të njihet me llogaritje astronomike. Maksimumi që mund të njohin ata me anë të llogaritjeve – nëse tregohen të drejtë – është distanca – në gradë – që mund të krijohet ndërmjet diellit dhe hënës në momentin e perëndimit të diellit. Ndërsa mundësia e shikimit të hënës nuk është e kufizuar me grada të caktuara sepse ajo ndryshon nga : 1. mprehtësia dhe dobësia e syrit 2. lartësia e vend ndodhjes së atij që përpiqet të shohë hënën 3. pastëria e qiellit. Disa njerëz mund ta shohin hënën në momentin kur ndërmjet saj edhe diellit janë 8 gradë, ndërsa disa të tjetë nuk mund ta shohin (**në një largësi nga dielli edhe më të madhe që është**) 12 gradë. Për këtë arsye astronomët kanë rënë në kontradiktë të luhatshme në këndin në të cilin duhet të jetë hëna që të jetë e mundur për syrin ta shohë atë. E të parët e tyre si Ptolemeu nuk kanë folur asnjë fjalë për këtë çështje sepse për të nuk mund ketë argumente algjebrike. Për këtë çështje kanë folur disa astronomë që kanë ardhur më pas si Kushjar Ed-dijlemij e të tjerë si ai, të cilët kur e pane që Sheriati i ka lidhur ligjet e tij me anë të hënës menduan se llogaritjet janë mënyrë për ta njohur atë. Mënyra e llogaritjeve nuk është rrugë e drejtë dhe as mesatare përkundrazi ajo gabon shpesh e kjo është provuar. Ata (**astronomët**) bien në kontradiktë shpesh herë (**me njëri-tjetrin**) a mund të shikohet hëna apo jo. Shkak për këtë është sepse ata deshën të njohin me anë të llogaritjeve atë që nuk njihet me llogaritje dhe për këtë ata kanë gabuar rrugën e drejtë**" [55].

Ekzistojnë disa fakte nga realiteti bashkëkohor të cilat vërtetojnë se llogaritjet janë të pa sigurta dhe të luhatura madje në to hyn shpesh herë gabimi. Siç ndodh në disa raste kur jepen rezultatet e llogaritjeve në gazetë. Ato tregojnë se hëna e këtij muaji është e pa mundur të shikohet sonte por më pas vërtetohet shikimi i hënës me dëshminë e njerëzve besnikë të cilët e kanë parë atë ose me shikimin e një numri të madh njerëzish në atë natë për të cilën astronomët thanë : Është e pa mundur të shikohet hëna!!

- ✓ **Shembull** për këtë kemi rastin që ka treguar Emin Muhamed Keura në librin e tij "**Mebadi el keunijat**" f 97 ku thotë : "Ajo që ndodhi në kohën e fillimit të Ramazanit të vi�t 1389 h vlen të përmendet. Një prej shteteve arabe u mbështet tek llogaritjet astronomike të cilat thoshin se hëna ka për të lindur pas mesit të natës, natën e hënë

[53] "**Mexhmu' El Fetaua**" 25/182-183.
[54] "**Mexhmu' El Fetaua**" 25/174.
[55] "**Mexhmu' El Fetaua**" 25/207-208.

(56)– d.m.th që ditën e dielë në darkë është e pa mundur të shikohet hëna – por u vërtetua se hëna u pa në Arabinë Saudite dhe në disa shtete të tjera po atë natë".

- ✓ **Shembull tjetër** është ajo që ndodhi në fillimin e muajit Sheu-ual të vi�t 1406 h. Këtë e ka treguar Bekër Ebu Zejdi në "**Mexhel-letu Mexhma' El fikh El Islamij**" me nr 3 të vitit 1408 (2/836). "Astronomët nxorrën rezultatet e llogaritjeve të tyre të cilat thoshin se është i pa mundur shikimi i hënës së re të Sheu-ualit natën e të shtunës, natën e tridhjetë të Ramazanit (sipas astronomëve) por u vërtetua me anë të njëzet dëshmitarëve në Arabinë Saudite në krahina të ndryshme shikimi i hënës së re. Gjithashtu ishte shikuar hëna edhe në vende të tjera Islame".

- ✓ **Shembull tjetër** është edhe ajo që ka ndodhur në vi�n 1407 h. Këtë e ka treguar Abdul Aziz Ibn Bazi në librin e tij "**Mexhmu El Fetaua**" (15/127-134). "Ka treguar në të se Dr Ali Aben-nedeh drejtor i vrojtimeve të përgjithshme dhe anëtar i komisionit të kohëve pranë ministrisë Jordaneze të fesë ka treguar se faktet shkencore kanë rezultuar se është e pa mundur shikimi i hënës së Ramazanit ditën e hënë në mbrëmje sepse sipas tij hëna perëndonte 20 min para perëndimit të diellit e m.gj.th u vërtetua tek Gjykata e Lartë e Arabisë Saudite (me anë të dëshimtarëve okularë, shikimi i hënës dhe) se dita e nesërme ishte fillimi i agjërimit".

- ✓ **Shembull tjetër** është edhe ajo që "ka ndodhur në vi�n 1425 h në lidhje me hënën e re të Sheu-ualit. Astronomët treguan se është e pa mundur të shikohet hëna e re e Sheu-ualit ditën e xhuma në mbrëmje dhe se muaji i Ramazanit ka për të qënë i plotë (d.m.th tridhjetë ditë) e dita e parë e Bajramit ka për të qënë dita e dielë. Kjo sepse hëna ka për të perënduar para diellit atë mbrëmje. Gjithashtu ka treguar Inxhinier Muhamed Sheuket se shkëputja e hënës nga vija paralele do ndodhë pas orës 14:27 për këtë arsye është e pamundur që të shikohet hëna e re atë ditë në të gjitha shtetet e botës Islame sepse hëna do perëndojë para diellit. E m.gj.th u pa hëna ditën e Xhuma në mbrëmje në Arabinë Saudite, në disa qytete nga më shumë se njëzet veta, dy prej tyre erdhën tek Gjykata e Lartë në Rijadh siç më tregoi vet një prej punonjësve të gjykatës. Kështu që muaji ishte i mangët e jo i plotë siç pretendohej" (57).

Në bazë të kërkimeve që janë bërë është vërtetuar se llogaritjet bien ndesh shpesh me shikimin e syrit, gjë e cila e largon sigurinë e mbështetjes tek to.

- ✓ Dr Muhamed Ibn Subjan El Xhuheni ka thënë : "Dr Fadil Ejmen El Kurdij i cili është profesor i astronomisë në Universitetin e mbretit Su'ud bëri një studim në të cilin ai krahasoi rezultatet e shikimit të hënës me rezultatet e llogaritjeve astronomike që nga vi� 1400 deri në vi�n 1422 dhe i rezultoi se :

---

(56) Mos harro se nata vjen para ditës për këtë arsye po të kujtoj se kur thuhet natën e të hënës d.m.th ditën e dielë në darkë sepse e diela mbaron me perëndimin e diellit të asaj dite dhe fillon dita tjetër me fillimin e natës.

(57) "**Butlan el amel bil hisab el felekij fis-seumi uel iftar min thelathine uexhhen**" i Uail Ibn Ali Ed-desukij f 46-47.

1. U përputh shikimi me llogaritjet **14 herë** në aspektin se që të dyja e pohuan daljen e hënës së re.

2. U përputh shikimi me llogaritjet **24 herë** në mohimin e daljes së hënës së re.

3. Nuk u përputh shikimi me hënën **18 herë** sepse u vërtetua shikimi i hënës me sy ndërkohë që nga ana astronomike ishte e pamundur të shikohej hëna.

4. Nuk u përputh shikimi me llogaritjet **dy herë** në aspektin se hëna kishte lindur në bazë të llogaritjeve por askush nuk dëshmoi se hëna është parë.

Rezultati i këtij studimi ishte : Përputhja e llogaritjeve astronomike me shikimin doli 67% [58]. Kjo tregon se gabimi i llogaritjeve astronomike arrin deri në 33% të rasteve, fakt i cili e largon sigurinë në llogaritjet astronomike. Prej këtij studimi dhe prej dëshmive që treguam më sipër del në pah luhatja e madhe që ekziston tek llogaritjet astronomike. **Gjithashtu del në pah se fjala e atyre që thonë : Llogaritjet astronomike janë të sigurta, është fjalë e pavërtetë**.

E shembujt për këtë janë të shumtë edhe nga dijetarë të tjerë në periudha të ndryshme por unë po mjaftohem vetëm me këto shembuj të cilat i mjaftojnë atij që do të vërtetën dhe udhëzimin.

Kjo që treguam më sipër është përgjigje ndaj atyre që e shohin të panevojshëm zbatimin e urdhërit të Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem në këtë çështje, në kohën tonë, duke pretenduar se llogaritjet astronomike janë të sigurta.

Gjithashtu edhe ndaj atyre që i kanë zemrat e sëmura dhe e shohin zbatimin e urdhërit të Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem në shekullin tone veprim që bie ndesh me ecurinë e kohës!!

Arsyeja pse këta kanë rënë në këtë kurth është e qartë!! Siguria e madhe tek ajo që thonë dhe publikojnë mosbesimtarët ose ata muslimanë që i imitojnë këta dhe mos pasja siguri në atë që ka urdhëruar Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ose ndjenja se shumë prej urdhërave të tij – sal-l Allahu alejhi ue sel-lem – nuk i përshtaten kohës!!! Allahu na ruajt nga hipokrizia dhe nga humbja.

- **Çështje : Nuk ka ndikim madhësia dhe as vogëlsia e hënës së re.**

Hëna e re ndryshon shumë në madhësinë, lartësinë dhe në afërsinë e saj me diellin, për këtë arsye kjo gjë nuk duhet marrë në konsideratë por duhet ecur me atë që ka marrë në konsideratë Sheriati. Përderisa hëna nuk është parë një ditë më parë atëherë atë natë që shikohet konsiderohet një ditëshe edhe pse mund të duket më e madhe.

Argument për këtë kemi hadithin që e transmeton Muslimi nga Ebul Behterij se ka thënë : "**Dolëm për umre. Kur mbërritëm në (**vendin e quajtur**) Batn En-nehleh po përpiqeshim të shihnim hënën. Disa thanë : Hëna është tre ditëshe. Disa thanë : Ajo është dy ditëshe. Tha**

[58] Marrë nga libri "**El Hisab El Felkij bejne El Kat'ijeti uel Idhtirrab**" i Muhamed Ibn Subjan El Xhuheni f 45-46.

(Ebul Behterij) **: Më pas takuam Ibn Ab-basin dhe i thamë se e pamë hënën dhe disa thanë : Ajo është tre ditëshe e disa thanë : Ajo është dy ditëshe. Tha (Ibn Ab-basi) : Kur e patë? I thashë : Në filan ditë. Tha (Ibn Ab-basi) : Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë: "Allahu e ka vonuar atë që ta shikoni". Ajo ishte një ditëshe**" [59].

Ka treguar Neueuiu se El Kadi Ijad ka thënë : "Kuptimi është se Allahu e ka vonuar hënën (perëndimin e saj) që të shikohet" [60].

I ngjashëm me këtë hadith në kuptimin e tij është edhe hadithi të cilin e transmeton Et-Taberani se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë :"**Prej shenjave të afrimit të Kijametit është zmadhimi i hënës së re. Shikohet një ditëshe dhe duket si dy ditëshe**" [61].

- **Çështje : Kush bazohet tek shikimi i hënës së re nëse gabon ai ka shpërblim dhe gabimi i tij është i falur ndërsa kush bazohet në llogaritjet astronomike edhe nëse agjërimi ose çelja e tij përkon me realitetin e hënës, ai përsëri ka gabuar.**

Ka ndodhur në kohën e Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem që muslimanët nuk e panë hënën e re të Sheu-ualit dhe filluan agjërimin e ditës së tridhjetë e më pas gjatë ditës erdhën disa njerëz nga jashtë Medinës të cilët dëshmuan për shikimin e hënës :

Transmeton Ebu Umejr ibn Enes radi Allahu anhuma nga një prej xhaxhallarëve të tij që ishte shok i Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem se disa njerëz (që nuk ishin medinas) erdhën tek Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem dhe dëshmuan se ata e panë hënën e re dje në mbrëmje. Atëherë Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem urdhëroi që të prishet agjërimi (i asaj dite që ishte filluar [62]) dhe të nesërmen në mëngjes të shkojnë në vend-faljen (e namazit të Bajramit)" [63].

Transmeton Buhariu në librin "**Et-Tarih el Kebir**" me zinxhirin e tij dhe Bejhakiu në librin "**Es-Sunen el Kubra**" nga e njëjta rrugë transmetimi nga Uelid Ibn Utbe se ka thënë : "**Kemi**

---

[59] Transmeton Muslimi, Kapitulli i Agjërimit, Tema : "**Sqarimi se nuk merret në konsideratë madhësia ose vogëlsia e hënës** (së re) **dhe se Allahu e vonon atë që të shikohet** (nga njerëzit)" nr 1088.

[60] "**Sherh Sahih Muslim**" i Imam Neueuiut 7/199.

[61] Transmeton Taberani në librin "**El Mu'xhem es-sagir**" 2/115 nr 877. Hadithi është i saktë. Shih "es-silsiletu es-sahiha" nr 2292.

[62] Ka thënë Shems el Hak El Abadij në shpjegimin e këtij hadithi : "Ata nuk e panë hënën natën e tridhjetë të Ramazanit për këtë arsye e agjëruan atë ditë. Por erdhi një karvan gjatë asaj dite dhe dëshmuan se kanë parë hënën natën e tridhjetë (mbrëmjen e kaluar) prandaj urdhëroi Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem që të prishet agjërimi (i asaj dite) dhe të kryhet namazi i Bajramit ditën e tridhjetë e një". "**Aun el Ma'bud Sherh sunen Ebi Daud**" 9/17.

[63] Transmeton Ahmedi në Musned 5/57, 5/58, En-Nesai, "**Kapitulli i Namazit të festive**", "**Tema : Dalja në mamazin e festa ditën e nesërme** (jo ditën e parë)" nr 1557. Ebu Daudi, "**Kapitulli i Namazit**", "**Tema: Kur Imami nuk del për të falur Bajramin në ditën e duhur, del një ditë më pas**" nr 1157. Ka thënë Bejhakiu dhe Ibn Haxher el Askalani : Zinxhiri i j është i saktë. Gjithashtu këtë hadith e kanë saktësuar edhe Ibn Xharudi, Ibnul Mundhir, Ibnu Seken, El Hat-tabi, El Hakim, Dhehebiu, Ibnu Hazmi dhe Albani.

**agjëruar në kohën e Aliut radi Allahu anhu njëzet e tetë ditë. E na urdhëroi (**Aliu radi Allahu anhu**) që të plotësojmë një ditë**" [64].

**Kush bazohet tek llogaritjet astronomike e agjërimi ose çelja e tij përkon me hënën, ai përsëri ka gabuar.**

Ka thënë Ibnu Kudameh El Mekdisij : "Nëse dikush bazohet tek fjala e astronomëve dhe atyre që njohin llogaritjet edhe po u përputh (agjërimi i tij me realitetin) agjërimi i tij nuk është i saktë edhe pse ata shpesh mund ta qëllojnë (në llogaritjet e tyre) sepse ato nuk janë argumente fetare tek të cilat mund të mbështet (besimtari), kështu që ekzistenca e tyre është njësoj si mos-ekzistenca e tyre. Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Agjëroni kur ta shihni dhe çeleni kur ta shihni**" dhe në një transmetim thotë : "**Mos agjëroni deri sa ta shihni dhe mos e çelni deri sa ta shihni**"" [65].

Ka thënë Abdul Aziz Ibn Bazi : "Por edhe sikur muslimanët të gabojnë (pa dashje) në vrojtimin e hënës në hyrje ose dalje (të muajit) duke qenë se ata mbështeten në këtë çështje tek argumentet e sakta që janë transmetuar nga Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem nuk ka problem për ta. Përkundrazi ata kanë shpërblim dhe janë të falenderuar për faktin që ata janë mbështetur tek ajo gjë që e ka ligjëruar Allahu për ta dhe është vërtetuar me argumente të sakta nga Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. E nëse ata do largohen nga kjo për shkak të fjalëve të astronomëve edhe mbasi është vërtetuar me fakte të ligjshme nga ana e Islamit se hëna është parë në fillim ose mbarim (të muajit) ata atëherë janë gjynahqarë dhe janë në rrezik të madh, para ndëshkimit të Allahut të Madhëruar sepse kanë kundërshtuar atë që e ka ligjëruar Profeti dhe Imami i tyre Muhamed ibn Abdullah sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Gjë të cilën na e ka treguar Allahu në fjalën e Tij ku thotë (kuptimi i ajetit): "**të ruhen ata që e kundërshtojnë urdhërin e tij se mos u bie ndonjë fitne ose mos u bie ndonjë dënim i dhembshëm**". [En-nur 63]. Gjithashtu thotë (kuptimi i ajetit): "**Çfarë tu jape i Dërguari merreni dhe çfarë tua ndalojë largohuni prej saj**" [El Hashr 7]. Gjithashtu thotë : (kuptimi i ajetit) "**Kush e kundërshton Allahun dhe të Dërguarin e Tij dhe i tejkalon kufijtë e Tij, e fut në zjarr të përjetshëm dhe për të ka dënim poshtërues**". [En-Nisa 14]" [66].

- **Çështje : Kuptimi i vërtetë i hadithit : "Agjërimi juaj është kur të agjëroni".**

Ky është një prej hadithe të cilat janë keqkuptuar nga shumë muslimanë për këtë arsye e pashë të nevojshme që ta sqaroj në këtë temë kuptimin e këtij hadithi, mendimet e dijetarëve rreth kuptimit të tij dhe se në çfarë teme e kanë përdorur ata këtë hadith.

---

[64] Transmeton **Buhariu** në librin "**et-Tarih el Kebir**" 2/355 nr 2731 dhe **Bejhakiu** në librin "**Es-Sunen el Kubra**", "Kapitulli i Agjërimit", "**Tema : Muaji mund të dalë sipas llogarive të agjëruesve njëzet e tetë ditë dhe urdhërohen të plotësojnë edhe një ditë të vetme duke u bazuar tek hadithi i Ibn Umerit që u tregua më parë**" nr 8463.

[65] "**El Mugnij Sherh Muhteser El Hirakij**" Ibn Kudameh 4/338.

[66] "**Mexhmu' fetaua Abdul Aziz ibn Baz**" 15/133.

Transmeton Tirmidhiu nga Ebu Hurejreh radi Allahu anhu se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Agjërimi juaj është kur të agjëroni dhe çelja juaj është ditën kur ta çelni**" [67].

Gjithashtu transmeton Tirmidhiu nga Aishja radi Allahu anha se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Çelja është ditën kur ta çelin njerëzit dhe Kurban-Bajrami është kur të bëjnë kurban njerëzit**" [68].

Këtë hadith e transmeton:

**1**.**Tirmidhiu** në librin e tij "**El Xhami**", Kapitulli i Agjërimit, Tema : "**Agjërimi është ditën kur të agjëroni dhe çelja është ditën kur ta çelni**" nr 697 dhe në Kapitullin e Agjërimit, Tema : "**Kur është çelja e agjërimit dhe Kurban-Bajrami?**" nr 802.

**2**. **Ebu Daudi** në librin e tij të njohur të sun-netit, Kapitulli i Agjërimit, Tema : "**Kur njerëzit gabojnë (**pa dashje**) në shikimin e hënës së re**" nr 2324.

**3**. **Ibnu Maxheh** në librin e tij të sun-netit, në kapitullin e Agjërimit, tema : "**Transmetimet që kanë ardhur në lidhje me dy muajt e festave**" f 291 me nr 1660.

**4**. **Bejhakiu** në librin "**Es-sunen el kubra**", kapitulli i agjërimit, Tema : "**Kur njerëzit gabojnë (**pa dashje**) në shikimin e hënës së re**".

**5**. **Abdu Rraz-zak Es-San'ani** në librin "**El Musan-nef**", kapitulli i agjërimit 4/156 me nr 7304.

**6**. **Ed-Darekutnij** në librin "**Es-sunen**", kapitulli i Agjërimit 3/114 me nr 2180, 2181.

Le të shohim se çfarë kanë thënë dijetarët në shpjegimin e këtij hadithi :

Imam Tirmidhiu menjëherë pas këtij hadithi ka thënë : "**Disa dijetarë e kanë shpjeguar këtë hadith duke thënë : Kuptimi i tij është që agjërimi dhe çelja duhen bërë në kolektiv dhe me masën e gjerë të njerëzve**".

Ka thënë Ibnul Ethiri : Është transmetuar nga Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem se ka thënë : "**Agjërimi juaj është kur të agjëroni dhe çelja juaj është ditën kur ta çelni dhe dita e kurbanit është atë ditë që ta therni kurbanin**". Fjalët përbërëse të kësaj fjalie janë të qarta në vetvete sepse agjërimi, çelja dhe kurbani janë të njohura. Por kur njeriu e dëgjon këtë hadith pa u thelluar mund të thotë : Ne e dijmë që agjërimi është ditën që do agjërojmë dhe çelja ditën që do ta çelim dhe kurbani ditën që do ta therim, atëherë çfarë gjëje të re ka në këtë hadith?! Mirëpo nëse njeriu thellohet në të ka për ta marrë vesh se kuptimi i tij nuk është sipërfaqësor. Qëllimi i këtij hadithi është : "**Nëse njerëzit bien dakord për një ditë të caktuar se ajo është dita**

[67] Transmeton Tirmidhiu, Kapitulli i Agjërimit, Tema : "**Agjërimi është ditën kur të agjëroni dhe çelja është ditën kur ta çelni**" nr 697.
[68] Transmeton Tirmidhiu, Kapitulli I Agjërimit, Tema : "**Kur është çelja e agjërimit dhe Kurban-Bajrami?**" nr 802.

**e parë e muajit Ramazan edhe sikur të mos jetë në të vërtetë ajo ditë dita e parë, agjërimi i tyre është i saktë dhe fillimi i muajit konsiderohet atëherë kur ata kanë rënë dakord. E njëjta gjë thuhet edhe për çeljen edhe për ditën e Kurbanit**" [69].

Atëherë kuptohet prej hadithit se nëse njerëzit gabojnë në përcaktimin e fillimit ose mbarimit të muajit të agjërimit agjërimi i tyreështëi saktë.

Del pyetja : Për çfarë lloj gabimi flitet këtu?

Përgjigje : Këtu flitet për atë gabim që bëhet pa dashje dhe pa qëllim, për atë gabim që buron nga përpjekja e njeriut për të shikuar hënën. Kështu që nëse muslimanët gabojnë në shikimin e hënës, ky gabim nuk merret në konsideratë dhe agjërimi i tyre konsiderohet i saktë.

Ka thënë : El Hat-tabi në shpjegimin e këtij hadithi : **Gabimi u falet njerëzve në ato çështje që janë ixhtihadije. Psh, nëse disa njerëz u përpoqën ta shohin hënën por nuk mundën ta dallojnë atë vetëm se pasi kaluan tridhjetë ditë (**të plota**) e për këtë arsye nuk e çelën agjërimin deri sa u plotësuan ditët**. **Më pas u siguruan që muaji kishte qënë me 29 ditë. Agjërimi dhe çelja e tyre janë të sakta dhe ata nuk kanë për këtë asnjë gjynah**. **E njëjta gjë është edhe për Haxh-xhin. Nëse ata gabojnë në caktimin e ditës së Arafatit nuk e kanë për detyrë të qëndrojnë përsëri** (në Arafat) [70].

**Ebu Daudi** e ka vendosur këtë hadith në librin e tij dhe i ka vendosur këtij hadithi temën : "**Kur njerëzit gabojnë (**pa dashje**) në shikimin e hënës së re**".

Të njëjtën gjë ka vepruar edhe **Bejhakiu** në librin "**Es-Sunen el Kubra**", kapitulli i agjërimit, Tema : "**Kur njerëzit gabojnë (**pa dashje**) në shikimin e hënës së re**".

Gjithashtu edhe **Begauiu** në librin e tij "**Sherh Es-Sun-neh**" e ka transmetuar këtë hadith nën temën "**Kur njerëzit gabojnë (**pa dashje**) në shikimin e hënës së re**".

Gjithashtu edhe **Neueuiu** në librin e tij "**Hulasatu el ahkam fi muhimati es-suneni ue kauaid el Islam**" e ka përmendur këtë hadith në kapitullin "**Namazi i festave**" me disa transmetime të ndryshme dhe ka vendosur sipër tij titullin e temës : "**Kur njerëzit marrin vesh ditën e festës në fund të ditës ose kur ata gabojnë (**pa dashje**) në (**përcaktimin e saj**)**".

Duket qartë nga fjalët e dijetarëve që përmendëm dhe nga titulli i temës poshtë të cilës ata e kanë vendosur këtë hadith se këtu flitet për atë lloj gabimi që bëhet pa dashje dhe pa qëllim e jo për atë gabim që bëhet me qëllim. As nuk flitet për rastin kur njerëzit qëllimisht ecin me llogaritje astronomike pa u interesuar fare për hënën a ka dalë apo jo. Kështu që përzierja e këtyre rasteve dhe përdorja e këtij hadithi si argument për të gjitha llojet e gabimeve nuk është e saktë dhe as e drejtë.

---

[69] "**El methel es-sair fi edeb el katib uesh-shair**" i Dijaud-din ibnul Ethir 1/93.
[70]"**Sherh es-sun-neh**" i Begauiut 6/248.

Shumica dërrmuese e dijetarëve e përmendin këtë hadith tek një temë që ka lidhje me shikimin e hënës së re. Në rastin kur njerëzit dalin për të shikuar hënën por nuk e shohin atë ndërsa një person e shikon hënën i vetëm dhe nuk i pranohet dëshmia për arsye të ndryshme, a e ka detyrë që të agjërojë vetëm edhe pse njerëzit nuk agjërojnë ose ta çelë agjërimin vetëm edhe pse njerëzit nuk e çelin?

Shejhul Islam Ibnu Tejmijen e ka pyetur dikush për këtë çështje duke i thënë : Një person e pa hënën vetëm dhe u sigurua në këtë shikim. A i takon atij që ta çeli vetëm ose të agjërojë vetëm apo duhet (të agjërojë dhe çeli) me njerëzit ?

**Përgjigje** : Falenderimi i takon vetëm Allahut. Kur ai sheh hënën e fillimit të agjërimit i vetëm ose hënën e mbarimit të agjërimit i vetëm, a e ka detyrë që të agjërojë në bazë të shikimit të tij ose të çeli në bazë të shikimit të tij, apo nuk i takon të agjërojë ose të çeli vetëm se me njerëzit? **Në këtë çështje ka tre mendime dijetarësh. Ato të treja janë transmetuar nga Imam Ahmedi**.

**Mendimi i parë** : E ka për detyrë që të agjërojë dhe të çelë fshehurazi. Ky është medhhebi i Shafiut.

**Mendimi i dytë** : Agjëron (vetëm) ndërsa çeljen e bën vetëm me njerëzit. E ky është mendimi i njohur në medhhebin e Ahmedit, Malikut, dhe Ebu Hanifes.

**Mendimi i tretë** : Agjëron me njerëzit dhe e çel me njerëzit. E ky është mendimi më i saktë sepse Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Agjërimi juaj është kur të agjëroni dhe çelja juaj është ditën kur ta çelni dhe Kurban-Bajrami është ditën kur të bëni kurban**". Transmeton Tirmidhiu dhe tha : Hadithi është hasen garib. Gjithashtu e transmeton edhe Ebu Daudi dhe Ibnu Maxheh. Këta (të fundit) përmendën vetëm çeljen dhe kurban-bajramin. Gjithashtu e transmeton Tirmidhiu nga Abdullah Ibnu Xha'fer nga Uthman Ibn Muhamed nga Mekburij nga Ebu Hurejreh se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Agjërimi është ditën kur do agjëroni, çelja është ditën kur ta çelni dhe Kurban-Bajrami është ditën kur të bëni kurban**". Ka thënë Tirmidhiu : Ky hadith është hasen garib. Më pas tha : Disa dijetarë e shpjeguan këtë hadith duke thënë : Kuptimi është që agjërimi dhe çelja bëhet me xhematin dhe me masën e njerëzve. Gjithashtu e transmeton Ebu Daudi me një zinxhir tjetër nga Muhamed Ibn Ubejd nga Ham-madi nga Ej-jubi nga Muhamed Ibn Munkedir nga Ebu Hurejreh se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Çelja është ditën kur të çelni, kurban-bajrami është ditën kur të bëni kurban, gjithë (**zona e**) Arafatit është vend-qëndrim (**për haxhinjtë**). E gjithë Minaja është vend për therje, gjithashtu edhe Meka është vend therje. Gjithashtu edhe Muzdelifeja është vend qëndrimi**" [71].

El Mubarekfuri ka thënë në shpjegimin e këtij hadithi : "Ka thënë : El Hat-tabi në shpjegimin e këtij hadithi : **Gabimi u falet njerëzve në ato çështje që janë ixhtihadije. Psh, Nëse disa njerëz u përpoqën ta shohin hënën por nuk mundën ta dallojnë atë vetëm se pasi kaluan tridhjetë ditë (**të plota**) e për këtë arsye nuk e çelën agjërimin deri sa u plotësuan ditët**. **Më**

[71] "**Mexhmu El Fetaua**" 25/114.

**pas u siguruan që muaji kishte qënë me 29 ditë. Agjërimi dhe çelja e tyre janë të sakta dhe ata nuk kanë për këtë asnjë gjynah**. **E njëjta gjë është edhe për Haxh-xhin. Nëse ata gabojnë në caktimin e ditës së Arafatit nuk e kanë për detyrë të qëndrojnë përsëri** (në Arafat).

El Mundhiri ka thënë në (librin) "**Telhis Es-sunen**" : Kanë thënë : Në të (në hadith) kuptohet se dita e dyshimtë nuk agjërohet për siguri [72]. Përkundrazi agjërimi fillohet atëherë kur të fillojnë njerëzit.

Kanë thënë gjithashtu : **Ky hadith është kundër-përgjigje për ata që thonë : Kush e njeh daljen e hënës me anë të llogaritjeve i lejohet të agjërojë dhe ta çeli edhe pse të tjerët nuk e dijnë.**

Gjithashtu kanë thënë : Nëse dëshmitari që sheh hënën kur e paraqet dëshminë e tij para gjykatësin nuk i pranohet, ajo ditë nuk quhet ditë agjërimi për të, sikurse nuk është për njerëzit (në përgjithësi të cilët nuk e kanë parë hënën).

Ka thënë Sheukani në (librin) "**Nejl El Eutar**" pas fjalës së Mundhirit : Me këtë mendimin e fundit është edhe Muhamed Ibn Hasen Esh-shejbani i cili ka thënë : Është detyrë për personin i cili shikon hënën e re të muajit të veprojë si njerëzit në lidhje me agjërimin dhe haxh-xhin edhe pse kjo gjë bie ndesh me një fakt të sigurt për të. Një gjë e tillë është transmetuar edhe nga Ata' dhe Hasen (El Basrij).

Por shumica e dijetarëve kanë kundërshtuar në këtë çështje dhe kanë thënë : Ai ka për detyrë të ecë me gjykimin e tij personal në atë rast kur ai është i sigurt, ndërsa hadithin e shpjeguan me atë që tha El Hat-tabi.

Disa kanë thënë në shpjegimin e këtij hadithi : *Në të tregohet që njerëzit do ndahen në parti dhe do kundërshtojnë udhëzimin Profetik e disa prej tyre do përdorin llogaritjet (astronomike) e me këtë ecin shumë njerëz. Një grup e kryejnë agjërimin dhe qëndrimin në Arafat para kohës së duhur dhe e kanë bërë këtë si shenjë të tyre e këta janë Batinijet [73]. Por kanë për të ngelur në udhëzimin Profetik një grup të cilët e shfaqin të vërtetën haptazi. Këtë grup ka për qëllim ky hadithit me fjalën që thotë : "**njerëzit** [74]. Ata janë shumica edhe po qenë të pakët në numër, siç thuhet në (librin) "**Nejl El Eutar**""* [75]. (Këtu mbaron shpjegimi i Mubarekfurit).

---

[72] Dita e dyshimtë është dita që vjen pas ditës së 29 të muajit Sha'ban kur qielli është me re. Kjo ndodh sepse ditën e 29 të kë�j muaji në mbrëmje muslimanët duhet të vrojtojnë hënën e re, a ka dalë apo jo, që të kuptojnë prej kësaj a është dita e nesërme dita e parë e Ramazanit apo jo. Por ndodh që qielli mund të jetë me re, gjë cila e bën të pamundur shikimin e hënës edhe pse ajo mund të ketë dalë në të vërtetë. Në këtë rast muslimanët nuk e verifikojnë dot daljen e hënës së re,për këtë arsye dita e nesërme për ta konsiderohet ditë e dyshimtë. Në këtë ditë Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem e ka ndaluar agjërimin sepse kjo ditë nuk është e sigurt, a është e Ramazanit apo jo. Në këtë rast Allahu i Madhëruar i ka udhëzuar muslimanët që të plotësojnë muajin Sha'ban 30 ditë dhe më pas të fillojnë agjërimin. E kjo ditë në këtë lloj rasti konsiderohet ditë e muajit Sha'ban përderisa nuk është vërtetuar në formë të sigurt hyrja e Ramazanit me anë të shikimit të hënës së re.

[73] **Batinije** quhen ato grupe të humbura të cilat e fshehin besimin e tyre dhe shfaqin një lloj besimi tjetër. Të tillë janë rafidhat, ismailijet, duruzet e të tjerë.

[74] Në hadithin që thotë : "**Çelja është ditën kur ta çelin njerëzit dhe Kurban-bajrami është kur të bëjnë kurban njerëzit**".

[75] Marrë nga libri "**Tuhfetu El Ahuedhi**" i Mubarekfurit 3/313.

Ka thënë Esh-sheukani : "**Kemi treguar më parë se është detyrë për të gjithë muslimanët që ta pranojnë dëshminë e dëshmitarit edhe kur është i vetëm, kur ai është I drejtë**. Kështu që ky person që e ka parë hënën vetëm ka arritur gradën e sigurisë me anë të shqisës së shikimit, prandaj nuk ka arsye pse ta fshehë agjërimin dhe as çeljen. Përkundrazi e ka detyrë ta shfaqë dhe të lajmërojë njerëzit që e ka parë hënën. Më pas kush të dojë ta zbatojë e kush të dojë të mos e zbatojë!! Ndërsa argumentimi me hadithin : "**Agjërimi është ditën kur do agjëroni**" se ky person duhet ta fshehë lajmin, konsiderohet argumentim i pa vlerë këtu sepse ky hadith tregon se **ata që janë më pak duhet të ecin me ata që janë më shumë kur bie ndonjë kontradiktë për shkak të ndonjë dyshimi**. Ndërsa pasi hëna është parë nga dëshmitarë besnikë atëherë "agimi" ka dalë për ata që kanë dy sy. Prandaj nuk ka arsye për atë që e pa vet hënën që të imitojë të tjerët apo të ecë në kundërshtim me sigurinë që ai ka" [76].

Kështu që ky hadith nuk anullon urdhërin për të shikuar hënën dhe zbatimin e rezultatit të këtij shikimi siç pretendojnë disa njerëz, por kuptohet prej tij se nëse disa njerëz e shikojnë hënën atëherë të tjerët (që ndodhen në atë vend) duhet tu bashkangjiten atyre në agjërim dhe çelje dhe nuk është e nevojshme ta shohë çdo kush vetë hënën. Gjithashtu kuptohet prej këtij hadithi ajo që ka treguar Esh-sheukani se : **ata që janë më pak duhet të ecin me ata që janë më shumë kur ndodh ndonjë kontradiktë <u>për shkak të ndonjë dyshimi</u>**, jo në çdo rast.

Gjithashtu kuptohet prej tij se nëse hëna shikohet në dy vende të ndryshme jo në një të njëjtën ditë detyra e muslimanit është që të agjërojë dhe të çeli me shikimin e muslimanëve të vendit të tij jo me shikimin e vendeve të tjera sepse ata e kanë kryer detyrën e tyre. Kështu që edhe pse nuk kanë pasur mundësi ta shohin hënën ditën e kaluar siç e kanë parë muslimanët në vende të tjera nuk ka gjynah për ta dhe agjërimi i tyre është i saktë gjithashtu edhe çelja e tyre.

Gjithashtu pas një kërkimi të gjatë që kam bërë rreth shpjegimeve që kanë dhënë dijetarët rreth këtij hadithi **nuk kam gjetur asnjë prej dijetarëve të hershëm** që të ketë kuptuar prej tij se muslimanët e kanë detyrë të ndjekin prijësin e tyre ose shumicën e njerëzve nëse ata ecin me llogaritje astronomike. Përkundrazi disa prej tyre e kanë shprehur qartë se prej hadithit kuptohet e kundërta si fjala që përmendëm më sipër :"**Ky hadith është kundër-përgjigje për ata që thonë : Kush e njeh daljen e hënës me anë llogaritjeve i lejohet të agjërojë dhe ta çeli edhe pse të tjerët nuk e dijnë".**

Kështu që ky hadith flet vetëm për gabimin që bëhet pa dashje në shikimin e hënës dhe për rastin kur lajmi i shikimit të hënës së re nuk është përhapur tek njerëzit dhe nuk e kanë marrë vesh që hëna ka dalë për arsye të ndryshme siç e treguam më sipër.

[76] "**Es-sejl El Xher-rar el mutedefiku ala hadaik el ez'har**" 2/114.

Treguam më sipër gjykimin fetar për çështjen e llogaritjeve astronomike. Mbi këtë çështje ndërtohet edhe gjykimi fetar nëse prijësi i një vendi ecën me llogaritje astronomike, a duhet që muslimanët e atij vendi ta ndjekin atë në këtë çështje apo kanë për detyrë të ecin me shikimin e hënës edhe pse kundërshtojnë të parin e atij vendi?!

Në kohën tonë ekzistojnë dy mendime në këtë çështje ndër radhët e muslimanëve që i konsiderojnë të ndaluara llogaritjet astronomike. Kurse ata që i lejojnë llogaritjet nuk hyjnë në këtë temë fare sepse ata pretendojnë që ndjekja e prijësit në këtë rast nuk ka arsye pse të jetë e ndaluar, sepse ai nuk po vepron asgjë të keqe – sipas tyre – [77]!! Por ne e treguam se ky mendim bie ndesh me ixhmaun e dijetarëve dhe me argumentet e qarta fetare dhe folëm për kotësinë e tij në kapitullin e mësipërm. Kështu që nuk ka nevojë për përsëritje. Ndërsa çështja jonë ka të bëjë me ata që e pranojnë që llogaritjet nuk kanë lidhje me Islamin. Këta kanë rënë në dy mendime [78].

- **Mendimi i parë është mendimi i atyre që thonë se lejohet që të ndiqet prijësi që ecën me llogaritje astronomike edhe pse llogaritjet astronomike janë të ndaluara në Islam.**

Jo vetëm kaq, përkundrazi është detyrë të ndiqet edhe pse ai mund ta fillojë agjërimin një ditë para se të shikohet hëna ose një ditë pasi është parë hëna ose ta mbyllë agjërimin një ditë para se të shikohet hëna ose një ditë më pas. Në të gjitha këto raste është detyrë të ndiqet dhe kush nuk e ndjek atë konsiderohet fitnexhi, që kërkon të fusë përçarje mes muslimanëve. Kështu kanë thënë.

Ata janë argumentuar për këtë mendim me disa argumente, prej tyre kemi :

**Argumenti i parë :** Hadithi **: "Agjërimi juaj është kur të agjëroni dhe çelja juaj është ditën kur ta çelni" [79].**

Thanë : Ky hadith tregon se muslimanët duhet të ecin me shumicën e njerëzve edhe sikur shumica të bazohet tek llogaritjet astronomike të cilat janë të ndaluara në Islam në formë unanime.

---

[77] Ndërkohë që Shejhul Islam Ibn Tejmije ka thënë : **Ndërsa ndjekja e llogaritjeve kur nuk ka re, për të gjithë njerëzit, është mendim të cilin nuk e ka thënë asnjë musliman**". (**Mexhmu' El Fetaua** 25/132-133.) Gjithashtu ka thënë : "**Ecja me llogaritjet (**astronomike**) është një prej rrëshkitjeve të dijetarëve**". (**Mexhmu' El Fetaua** 25/182.)

[78] Kur themi që ata sot kanë rënë në dy mendime kjo nuk d.m.th që këto dy mendime janë të pranueshme nga ana fetare por thjesht po tregojmë realitetin tonë dhe më pas do tregojmë argumentet e çdo pale dhe kush prej këtyre dy mendimeve është mendimi i vërtetë në këtë çështje. Këtë çështje e kanë trajtuar edhe të tjerë para se të shkruaj këtë libër por nuk kanë treguar se në këtë çështje ekziston edhe një mendime tjetër vec atij që kanë përmendur, por kanë treguar vetëm mendimin e atyre që e lejojnë këtë veprim dhe "argumentet" e tyre, gjë e cila i jep përshtypjen njeriut të thjeshtë që kjo çështje është çështje unanime!!! Ndërsa e vërteta është krejt ndryshe siç do ta shohësh in shallah gjatë këtij kapitulli.

[79] Transmeton : **1**. Tirmidhiu në librin e tij "El Xhami", Kapitulli i Agjërimit, Tema : "**Agjërimi është ditën kur të agjëroni dhe çelja është ditën kur ta çelni**" nr 697. **2**. Ebu Daudi në librin e tij të njohur të sun-netit, Kapitulli i Agjërimit, Tema : "**Kur njerëzit gabojnë (pa dashje) në shikimin e hënës së re**" nr 2324. **3**. Ibnu Maxheh, kapitulli i Agjërimit, Tema : "**Transmetimet që kanë ardhur në lidhje me dy muajt e festave**" f 291 me nr 1660. **4**. Bejhakiu në librin "Es-sunen el kubra", Kapitulli i agjërimit, Tema : "**Kur njerëzit gabojnë (pa dashje) në shikimin e hënës së re**". **5**. Abdu Rraz-zak Es-san'ani në librin "El Musan-nef", Kapitulli i agjërimit 4/156 me nr 7304. **6**. Ed-Darekutnij në librin "Es-sunen", Kapitulli i Agjërimit 3/114 me nr 2180, 2181.

**Përgjigje** : Treguam në temën e mësipërme se ky hadith nuk ka lidhje me temën dhe përdorja e këtij hadithi në këtë temë do të thotë ta vendosësh argumentin jo në vendin e vet. Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem na ka urdhëruar që të bazohemi tek shikimi i hënës së re dhe e ka ndaluar që muslimanët të bazohen në llogaritjet astronomike gjë që e treguam më sipër.

Mirëpo sipas këtyre i bie që Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem i urdhëron njerëzit që të zbatojnë urdhërin e tij përderisa nuk bie ndesh me urdhërin e të parit të tyre e nëse bie ndesh, atëherë detyra e muslimanëve na qenka që të largohen nga urdhëri i Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem dhe të ndjekin urdhërin e të parit të tyre edhe pse ky urdhër i parisë mund të bjerë ndesh me ixhmaun e të gjithë dijetarëve të Islamit!!!

E treguam më sipër kuptimin e vërtetë të hadithit kështu që nuk e shoh të nevojshme të zgjatem më në shpjegimin e tij. Gjithashtu më poshtë do tregojmë in-shallah argumentet fetare që e hedhin poshtë këtë kuptim të gabuar që kanë nxjerrë këta njerëz prej hadithit.

**Argumenti i dytë :** Po i njëjti hadith por që transmetohet nga Aishja radi-Allahu anha, të cilin e tregon Bejhakiu me rrugë transmetimi nga Ebu Hanifja nga Amr Ibn Dinar, i cili tha : Më ka treguar Alij ibn El-Akmer nga Mesruku se ka thënë :

“Shkova tek Aishja radi-Allahu anha, ditën e Arafatit e ajo tha : “Jepini Mesrukut të pijë seuik dhe shtojani atij ëmbëlsinë!” - I thashë : “Mua nuk më pengonte asgjë që sot të agjëroja, veçse pata frikë se mos ishte dita e Kurbanit. - E Aishja radi-Allahu anha më tha : “**Kurbani është në ditën që bëjnë Kurban njerëzit dhe Bajrami (i Ramazanit) është në ditën që bëjnë Bajram njerëzit**”.

**Përgjigje** : Është e vërtetë që këtë hadith e transmeton Bejhakiu siç e kemi treguar më sipër dhe ai i ka vendosur temës së këtij hadithi këtë titull : "**Kur njerëzit gabojnë (**pa dashje**) në shikimin e hënës së re**". Fjala që ka përdorur Bejhakiu në arabisht të cilën e përkthyem **"gabojnë (**pa dashje**)"** është fjala (**hata'**) [80].

Kështu që Bejhakiu vet nuk e ka përdorur këtë hadith për çështjen e ndjekjes së prijësit kur ecën me llogaritje astronomike sepse hadithi flet për rastin kur njerëzit gabojnë pa dashje, dhe jo për rastin kur ata gabojnë dhe kundërshtojnë të vërtetën me vetëdije, për këtë arsye i ka vendosur këtë titull temës.

Ajo që e sqaron më shumë këtë gjë është edhe analiza që vijon. Pyesim : Në kohën kur i ka folur Aishja radi-Allahu anha Mesrukut dhe e ka mësuar që të çeli agjërimin dhe të bëjë kurban me muslimanët, a bazoheshin njerëzit ose halifja i muslimanëve tek llogaritjet astronomike?!

[80] Rregulli i përgjithshëm në fenë Islame është se gabimi pa dashje është i falur. Ka thënë Allahu i Madhëruar (kuptimi i ajetit) : "**Zoti jonë mos na e konsidero (**gjynah**) kur ne harrojmë ose gabojmë (**pa dashje**)**". [El Bekareh 286]. Gjithashtu ka thënë Profe sal-l Allahu alejhi ue sel-lem : "**Allahu ia ka falur um-metit tim atë veprim që bëhet gabimisht ose me harresë ose me imponim**". Hadithin e transmeton Ahmedi e të tjerë. Hadithi është i saktë.

Përgjigja e sigurt është : Jo. Ata nuk bazoheshin në llogaritjet astronomike, përkundrazi bazoheshin në shikimin e hënës.

Kështu që Aishja radi-Allahu anha i tregoi Mesrukut se duhet të ecte me muslimanët edhe sikur ata të kishin gabuar në shikimin e hënës. Në rastin konkret Mesruku kishte frikë mos hëna kishte dalë një natë më parë dhe muslimanët nuk e kishin dalluar dot, gjë e cila nuk ishte në përgjegjësinë e tyre dhe as të halifes.

Ata kishin detyrë të vrojtonin hënën e re. Nëse kishte re ose nuk e shihnin dot për shkak të pluhurit, atëherë ata kishin detyrë të plotësonin 30 ditët e muajit e më pas të fillonin muajin e ri edhe pse hëna mund të kishte dalë atë natë që kishte re. Kjo gjë është jashtë mundësisë së tyre dhe Allahu nuk i detyron njerëzit mbi mundësinë e tyre.

Kështu që kjo ngjarje nuk ka lidhje fare me temën tonë. **Prandaj nuk është e drejtë të barazohet** fjala e Aishes kur i tha Mesrukut që të ndjekë muslimanët edhe nëse ata gabojnë pa dashje në njohjen e fillimit të hënës pasi kanë dhënë përpjektet e tyre të mundëshme për ta njohur atë, me rastin **kur njerëzit nuk shqetësohen fare për shikimin e hënës dhe ecin me llogaritjet astronomike**.

Si mund të barazohet gabimi që bëhet pa dashje me bidatin që bie ndesh me argumentet e qarta fetare?!!! E të thuhet që ky hadith është argument edhe nëse njerëzit kundërshtojnë standartet e qarta Islame!!!

**Argumenti i tretë :** Etheri i Enesit radi Allahu anhu.

Ibnul Kajim në librin "**Zadul Mead**"2/44, ka përmendur një transmetim të Imam Ahmedit nga Enesi radi Allahu anhu. Transmetohet nga Jahja ibn Ebi Is'hak, se ka thënë : "E pashë hënën e re (të Sheu-ualit) gjatë drekës ose afër saj, kështu që një pjesë e njerëzve e ndërprenë agjërimin. Shkuam tek Enes ibn Malik dhe e lajmëruam për hënën që kishim parë dhe për ata të cilët e kishin ndërprerë agjërimin dhe ai tha : **"**Kjo ditë për mua mbush tridhjetë e një ditë, sepse El Hakem ibn Ejubi më çoi fjalë, para se njerëzit të fillonin agjërimin, duke më thënë : Unë do të agjëroj nesër. Kështu që nuk më pëlqeu të bija në kundërshtim me të dhe agjërova, tani do ta plotësoj këtë ditë deri në darkë**".**

Ibn Kajimi, më pas duke justifikuar këtë veprim të Enesit thotë : "Enesi e tha qartë se ai agjëroi vetëm e vetëm sepse nuk i pëlqente të vepronte ndryshe nga prijësi i vendit dhe për këtë arsye, Imam Ahmedi në një nga transmetimet e tij thotë : "**Njerëzit janë ndjekës të prijësit në agjërimin dhe iftarin e tyre**". Të këtij mendimi janë edhe **Muhamed ibn Sirini** dhe **Hasan El-Basriu** prej tabiinëve.

**Përgjigje** : Po ta lexosh me vëmendje temën në të cilën ka treguar Ibnul Kajimi këtë ether të Enesit duket qartë se ai është duke folur për agjërimin e një dite para se të fillojë Ramazani,

nëse natën e 30 të muajit Sha'ban ka re, a është i lejuar agjërimi i ditës së nesërme apo jo për siguri, se mbase ka dalë hëna dhe nuk është parë për shkak të reve? [81]

**Ai ka treguar në këtë çështje disa mendime të sahabëve dhe ka dalë në rezultatin se agjërimi i kësaj dite nuk është detyrë por as haram.** Për këtë arsye e ka treguar edhe etherin e Enesit radi Allahu anhu bashkë me disa ethere të tjera të disa sahabëve të tjerë.

Kështu që këtu flitet për një çështje **ixhtihadije** për të cilën dijetarët nuk kanë pasur një mendim të vetëm që në kohën e sahabëve radi Allahu anhum.

Maksimumi që mund të përfitohet nga etheri i Enesit radi Allahu anhu është se ndjekja e prijësit në çështjet ixhtihadije në të cilën ka disa mendime dijetarësh lejohet. E kjo është një çështje e njohur dhe nuk ka lidhje me temën tonë. Për arsye se llogaritjet astronomike janë bidat dhe haram tek të gjithë dijetarët dhe nuk hyjnë tek çështjet ixhtihadije.

Kështu që kjo nuk është çështje që pranon mendim tjetër, për këtë arsye nëse prijësi i muslimanëve ecën me këtë mendim nuk mund të thuhet që ne duhet ta ndjekim sepse kështu ka vepruar Enesi radi Allahu anhu dhe sahabë të tjerë apo se kështu ka thënë edhe Ibnul Kajimi sepse ata janë në një luginë tjetër kurse ju jeni në një luginë tjetër. Ata flasin për ndjekjen e prijësit në çështje në të cilat ka disa mendime tek dijetarët, kurse ju i përdorni fjalët e tyre si argumente se u lejoka ta ndjekësh prijësin edhe në ato çështje që bien ndesh në formë të qartë me argumentet fetare dhe me ixhmaun e um-metit Islam.

**E vërteta është se shumica dërrmuese e argumenteve që kanë përdorur ata që e lejojnë ndjekjen e prijësit në llogaritjet astronomike janë të këtij rangu. Ato flasin për tema të tjera të cilat janë çështje ixhtihadije ose çështje (**hilafije**) në të cilat dijetarët kanë disa mendime të konsiderueshme. Ideja e përgjithshme e këtyre argumenteve tregon se në një çështje ixhtihadije ose hilafije muslimanët duhet të ndjekin mendimin e të parit të tyre.**

Edhe ne themi se kjo ide është e saktë në raste të caktuara... Por ajo s'ka lidhje fare me çështjen tonë!!

Këtu pyesim me të drejtë : Vallë, me të vërtetë **Muhamed Ibn Sirini** dhe **Hasen e Basri** janë të mendimit se nëse prijësi ecën me llogaritje astronomike ne kemi detyrë ti shkojmë nga prapa për të mos bërë fitne?!

Ne kërkojmë fakte që të vërtetohet ky pretendim. Ku e kanë shprehur këtë ide në këtë formë, kaq të qartë, këta dy tabi'inë të nderuar?!

---

[81] Arsyeja pse Enesi radi Allahu anhu agjëroi 31 ditë ishte se ai agjëroi ditën e dyshimtë d.m.th ditën e 30 të Sha'banit më pas agjëroi edhe 29 ditë të Ramazanit e më pas kur filloi ditën e tridhjetë të Ramazanit e lajmëruan se hëna është shikuar atë ditë afër drekës dhe për këtë arsye disa njerëz e celën kurse Enesi radi Allahu anhu nuk e celi për të mos kundërshtuar prijësin i cili e kishte filluar ta agjëronte atë ditë duke menduar se është dita e tridhjetë e Ramazanit sepse hëna nuk ishte parë mbrëmjen e kaluar. Kështu që Enesi nuk e kundërshtoi prijësin i cili ecte me shikimin e hënës, jo prijësin i cili ecën me llogaritje astronomike!! E po ta shohësh me vëmendje kjo cështje është e njëtja cështje për të cilën folëm më sipër kur treguam rastin që nëse një person e sheh hënën por nuk i pranohet dëshmia për arsye të ndryshme cfarë duhet të bëjë…

Ajo që tregohet prej atyre të dyve është çështja që përmendëm më sipër, kur qielli është me re dhe nuk është e mundur të shikohet hëna e re. Në këtë rast **Ahmedi** në një transmetim, gjithashtu para tij **Hasen el Basri** dhe **Muhamed Ibn Sirin** dhe të tjerë janë të mendimit që në këtë çështje njerëzit duhet të veprojnë si të veprojë prijësi i tyre [82].

Gjithashtu themi që në kohën e tyre prijësit nuk bazoheshin tek llogaritjet astronomike por në shikimin e hënës. Kështu që fjalët e tyre sigurisht që nuk kanë lidhje fare, as nga afër e as nga larg, me çështjen tonë. Prandaj përdorimi i fjalëve të tyre për çështjen tonë d.m.th ti vendosësh ato jo në vendin e vet!!

**Argumenti i katërt** : Shejhul Islam Ibnu Tejmije ka thënë : "Nëse dikush thotë : Mbase personi të cilit I është ngarkuar detyra e vërtetimit të daljes së hënës tregohet neglizhent duke mos pranuar dëshminë e njerëzve besnikë, ose sepse nuk hulumton për të marrë vesh se janë besnikë apo jo, ose sepse e refuzon dëshminë e tyre për shkak të ndonjë armiqësie ndërmjet tij e atyre,ose për shkak se ai mbështetet tek fjala e astronomit që pretendon se hëna nuk mund të shikohet [83], ose për arsye të tjera të cilat nuk janë arsye të ligjshme (nga ana e Sheriatit), (atij) i thuhet : Në gjykimin që japim (në këtë rast) nuk bëhet dallim ndërmjet vendimit të prijësit që përpiqet (për të qenë i drejtë) nëse e ka qëlluar ose ka gabuar apo (vendimit të prijësit që) është treguar neglizhent, sepse hëna e re nuk është shfaqur dhe nuk është bërë e njohur – në atë formë që të kenë mundësi njerëzit ta vërtetojnë (daljen e saj – për këtë arsye muaji ende nuk ka filluar)[84]. Është vërtetuar në hadithin që ndodhet te sahihu (i Buhariut), se Profeti alejhi salatu ue selam ka thënë për prijësit **: "Do t'ju prijnë ata juve në namaz dhe nëse e kryejnë në rregull shpërblimi do të jetë edhe për ju edhe për ata, por nëse gabojnë, ju do të keni shpërblimin tuaj, ndërsa ata gjynahun e tyre**". Prandaj, gabimet e prijësit të muslimanëve apo neglizhenca e tij, janë gjynahe për të dhe jo për muslimanët, të cilët nuk kanë gabuar dhe as nuk janë treguar neglizhentë" [85].

**Përgjigje** : Shejhul Islam Ibn Tejmije në këtë fetva është duke folur për çështjen e pranimit të dëshmisë së dëshmitarëve që kanë parë hënën e re. Ai tregon aty disa raste kur gjykatësi nuk ia pranon dëshminë atyre për arsye jo të sakta. Ka përmendur aty një numër arsyesh në të cilat nuk është e ligjshme nga ana fetare që të hidhet poshtë dëshmia e tyre. Më pas përgjigjet Ibn Tejmija duke thënë se gjykimi në këtë rast nuk ndryshon ndërmjet gjykatësit që ka të drejtë në këtë vendim ose atij që ka gabuar në këtë vendim. **Ai e justifikon më pas këtë gjykim të cilin e**

---

[82]"**El Mugnij sherh muhteser el hirakij**" Ibn Kudameh 4/330.

[83] Ndodh shpesh që astronomët pretendojnë se është e pamundur që të shikohet hëna në një natë të caktuar në të cilën muslimanët dalin për ta shikuar atë. Disa njerëz e hedhin poshtë dëshminë e muslimanëve besnikë të cilët dëshmojnë se e kanë parë hënën në këtë natë, për shkak të kësaj fjale e cila mbështetet në hamendjen e astronomëve. Më lart kemi folur për këtë çështje dhe e kemi sqaruar prandaj mund ta shohësh atje sqarimin e saj.

[84] Fjalia brenda kllapave është shtesë, prej meje, e domosdoshme për tu plotësuar kuptimi i gjithë paragrafit. Për këtë arsye po sjell këtu një fjalë tjetër të Ibn Tejmijes në të cilën tregon këtë ide, për të mbështetur vërtetësinë e shpjegimit mes kllapave. Ka thënë Ibn Tejmija : "**Hilal (hënë e re) është emër që tregon për shfaqjen haptazi (të hënës së re), kështu që nëse ajo del në qiell por njerëzit nuk e kanë marrë vesh dhe as nuk e kanë përhapur (**lajmin e daljes së saj**) ajo nuk quhet hënë e re. Gjithashtu edhe shehr (muaj) vjen nga fjala shuhra (që dmth bëhet i njohur), kështu që nëse muaji nuk bëhet i njohur atëherë ai nuk ka hyrë**". "**Mexhmu' el fetaua**" 25/203.

[85] "**Mexhmu' El fetaua**" i Shejhul Islam ibn Tejmijes 25/206.

**konsideroitë njëjtë në të gjitha rastet duke u shprehur se hëna e re nuk është shfaqur** dhe **nuk është bërë e njohur** në atë formë që të kenë mundësi njerëzit ta vërtetojnë (daljen e saj, kështu që muaji për ta ende nuk ka filluar).

Pra Ibn Tejmija vendosi dy kushte për hyrjen e muajit hënor.

**1**. Dalja e hënës.

**2**. Të bëhet e njohur kjo dalje e hënës mes njerëzve.

E pikërisht këto janë arsyet përse ai thotë që personi që shikon hënën në këtë rast nuk duhet të agjërojë i vetëm por me njerëzit. Kështu që ai nuk duhet të agjërojë i vetëm sepse hëna nuk është bërë e njohur për njerëzit edhe pse ka dalë, jo thjesht për t'iu bindur prijësit siç pretendohet!!

Kjo duhet parë me vëmendje sepse kjo është një prej pikave të keqkuptimit të fjalës së Ibn Tejmijes. Kështu që Ibn Tejmija e ka lejuar ndjekjen e prijësit brenda këtyre dy kushteve që treguam më lart.

Në vi�n 2010 në fund të Ramazanit hëna nuk u pa në asnjë vend Islam dhe normalisht edhe as nuk u publikua fundi i muajit në asnjë shtet përvec 5 shteteve të cilat ecnin me llogaritje astronomike. Ndër to ishte edhe vendi ynë. Kështu që asnjë shtet nuk e çeli agjërimin ditën e 30 sepse ajo ishte ditë Ramazani ndërsa në vendin tonë e çelën shumica e muslimanëve me justifikimin se duhet ndjekur prijësi i cili as nuk pa hënë, por as **nuk u vërtetua dalja e hënës asgjëkund** dhe **as nuk u bë e njohur**. Kështu që këta e ndoqën prijësin por pa plotësuar asnjë nga kushtet që ka treguar Ibn Tejmija në fetvanë e mësipërme!!

Ibn Tejmija e justifikon mos agjërimin e këtij dëshmitari që ka parë hënën me një justifikim të pranueshëm nga ana e ligjit Islam duke thënë se muaji nuk ka filluar akoma sepse ai nuk fillon thjesht me daljen e hënës, prandaj tregoi këtu se kur fillon muaji në të vërtetë.

Ibn Tejmija tregon në këtë fetva ndër të tjera rastin kur gjykatësi ecën me shikimin e hënës por ai nuk e pranon shikimin në çdo rast, e pranon vetëm atëherë kur nuk bie ndesh me llogaritjet që d.m.th se nëse llogaritjet tregojnë se hëna është e pamundur të shikohet ai nuk e pranon dëshminë e dëshmitarit.

Arsyeja pse është përdorur kjo fjalë e Ibn Tejmijes si argument sot është diçka tjetër ose diçka më e gjerë se ajo që tregon ai këtu. Sot ajo fjalë përdoret si argument për rastin kur prijësi ecën me llogaritje astronomike gjithmonë dhe nuk mbështetet fare në shikimin e hënës. E si mund të thuhet që fjala e Ibn Tejmijes tregon se ndjekja e prijësit në këtë rast lejohet kur ai nuk flet për këtë çështje?!!

**Duhet bërë dallimi ndërmjet rastit kur prijësi ecën gjithmonë me llogaritje astronomike dhe rastit kur prijësi ecën me shikimin e hënës por e kushtëzon saktësinë e tij me vërtetimin e**

**llogaritjeve. Këto dy raste nuk janë aspak njësoj. Ibn Tejmija flet për rastin e dytë kurse këta e përdorin fjalën e tij për rastin e parë!!!**

Normalisht që edhe rasti i dytë nuk është i lejuar. Këtë gjë e shpjeguam më lartë në një nga temat e kaluara. Por Ibn Tejmija edhe për këtë rast nuk ka thënë që lejohet të ndiqet prijësi edhe atëherë kur ai **shkel kufijtë haptazi** por e ka treguar se ky dëshmitar nuk duhet të agjërojë i vetëm sepse muaji nuk fillon thjesht me daljen e hënës por muaji fillon me daljen e saj pasi të jetë bërë e njohur kjo hënë e re tek njerëzit. Kështu ai e justifikon mos fillimin e agjërimit ose mos çeljen e tij jo për shkakun që pretendohet por për shkakun që treguam.

Gjithashtu Shejhul Islam ka treguar më pas hadithin e prijësave që falen imamë dhe gabojnë në namaz si argument që mund të falet njeriu mbas tyre edhe pse gabojnë. Del pyetja : Për çfarë lloj gabimesh flitet në hadith?

Përgjigje : Normalisht që hadithi flet për ato gabime që imami i bën fshehurazi në namaz, për ato gabime që janë ndërmjet tij dhe Allahut, jo për ato gabime të cilat bëhen haptazi. Psh : Nëse imami falet pa abdes duke e ditur ose nuk i kryen detyrat e abdesit në rregull etj, por xhemati nuk e di, themi : Namazi i xhematit është i saktë dhe nuk kanë gjynah për këtë gabim të imamit. Ndërsa nëse ata e dijnë që imami falet pa abdes, a mund të thuhet që atyre u lejohet të falen mbas tij sepse gjynahun e mban ai?! Absolutisht jo, kështu që ky hadith flet për ato gabime që imami i bën fshehurazi jo haptazi.

Argument për këtë është hadithi i Ebu Dherrit (radij-Allahu anhu) nga Profeti (sal-lAllahu alejhi ue selem) se ka thënë : **"Si do veprosh ti o Ebu Dherr kur të jenë të parët e tu disa njerëz që e vonojnë namazin nga koha e vet?"** I thashë : Çfarë më urdhëron? Tha : **"Fale namazin në kohën e vet dhe nëse e arrin namazin me ta falu sepse ai për ty është nafile"** [86]. Nëkëtë rast Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem nuk e lejoi Ebu Dherrin ta vonojë namazin që të mos bëhet fitne, siç pretendohet sot, por e urdhëroi të falet në kohën e vet edhe pse kjo bie ndesh me dëshirat e prijësave.

Një ngjarje e tillë i ka ndodhur Abdullah Ibn Mes'udit radij-Allahu anhu. "Uelid Ibnu Ukbe e vonoi një herë namazin, Abdullah Ibn Mes'udi u ngrit, thirri ikametin dhe i drejtoi njerëzit në namaz. Atëherë e pyeti Uelidi! Përse e bëre këtë gjë? A të erdhi urdhër prej prijësit të besimtarëve apo bëre bidat? I tha : Nuk na ka ardhur urdhër prej prijësit të besimtarëve e as nuk kam bërë bidat! Por Allahu i Madhëruar nuk na lejon ne e as i Dërguari i Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem që të të presim ty për namazin tonë kur ti je në punët e tua" [87].

Për këtë arsye themi se edhe fjala e Ibn Tejmijes rreth kësaj rrotullohet. Forma se si është argumentuar ai me hadithin e imamëve të jep të kuptosh se ai flet për ato gabime që bëhen fshehurazi. Për këtë arsye, nëse gjykatësit i vjen një person që ka parë hënën e re dhe ai nuk ia pranon dëshminë, nuk është çudi që gjykatësi të mos i tregojë atij arsyen pse nuk e pranon dëshminë e tij. Shejhul Islam ka përmendur ndër të tjera rastin kur gjykatësi nuk e pranon

---

[86] Transmeton Muslimi, Ebu Daudi, etj.

[87] Transmeton Imam Ahmedi. Zinxhiri i këtij transmetimi është i saktë. Shih librin "**Eth-themerul Mustetab**" f 86.

dëshminë për shkak të ndonjë armiqësie që ka me dëshmitarin. Në këtë rast mund të themi se arsyeja është e fshehtë që nuk e di kush sepse zakonisht gjykatësi nuk mund t'i thotë dëshmitarit që unë nuk po ta pranoj dëshminë sepse të urrej... E kjo është e njëjta ide e hadithit të imamëve që bëjnë gabime për shkak neglizhences në namaz.

E si mund të barazohet rasti kur gjykatësi ecën me shikimin e hënës por e refuzon dëshminë për arsye të pa njohura për njerëzit me rastin kur gjykatësi vendos dhe shpreh haptazi se fillimi dhe mbarimi i muajit hënor përcaktohet me llogaritje?!! Ibn Tejmija e lejon në rastin e parë ndjekjen e prijësit sepse njerëzit nuk e kanë detyrë ti hapin zemrën atij e të marrin vesh se pse e refuzoi ai dëshminë e dëshmitarëve, sikurse nuk e kanë detyrë që të marrin vesh gabimet e fshehta të imamëve për të qenë i saktë namazi mbas tyre. Ndërsa nëse ai del haptazi dhe thotë : Ne do ecim në bazë të bidatit, atëherë themi : Fjala e Ibn Tejmijes nuk ka lidhje fare me këtë rast. Ai që kupton prej fjalës së Ibn Tejmijes lejimin e rastit kur prijësi del haptazi, ai është larguar shumë nga realiteti!!!

Në fund tregon Ibn Tejmija se gabimi dhe neglizhenca e prijësit janë gjynahet e tij, jo të atyre muslimanëve që nuk kanë neglizhuar. E ne themi : Po, ashtu është, në rastin kur gabimet e tyre janë të fshehta, si rasti i imamëve të namazit, ndërsa nëse gabimet e tyre janë të dukshme, si falja e namazit jashtë kohe, në këtë rast nuk lejohet ndjekja e tyre dhe as nuk lejohet të thuhet se gjynahun e mbajnë ata. Përkundrazi gjynahun e mban çdokush që ia lejon vetes së tij të falë namazin jashtë kohe. Kjo është ajo që kuptohet prej hadithit të Ebu Dherrit radi Allahu anhu.

E ky është kuptimi i vërtetë i fjalës së Ibn Tejmijes. Si rezultat themi se fjala e tij është në një luginë dhe ajo që pretendojnë ata që lejojnë ndjekjen e prijësit që ecën në çdo rast me llogaritje astronomike është në një luginë tjetër.

Së fundi, le ta supozojmë se fjala e Ibn Tejmijes tregon se ai e lejoka të ndiqet prijësi në rastin kur ai nuk e pranon dëshminë e dëshmitarëve për arsye se llogaritjet tregojnë se kjo dëshmi është e pa saktë, duke e shpallur haptazi arsyen pse e refuzoi këtë dëshmi.

Del pyetja : Meqë Ibn Tejmija paska këtë mendim – sipas jush – , atëherë : Sa mendime dijetarësh ka në këtë çështje? Vallë, askush nuk ka kundërshtuar në të? A nuk është më e drejta që të tregohen të gjitha mendimet ekzistuese e më pas të përcaktohet mendimi më i saktë me argumente të qarta fetare?!

Ka thënë Ibn Rexhebi : Ajo që i ngjan kësaj çështjeje në rastin tonë është : nëse dëshmitarët e drejtë dëshmojnë tek gjykatësi se kanë parë hënën e Dhul Hixh-xhes ose të Ramazanit, e ai thotë : Ata për mua janë besnikë por unë nuk ua pranoj dëshminë ose gjëra të ngjashme me këto, **<u>prej të cilave duket qartë se ai me dashje e le kryerjen e detyrës pa justifikim, në këtë rast nuk ecet mbas tij por veprohet sipas të vërtetës</u>** edhe pse mundet që njeriu ti bëjë lajka atij nga frika e sherrit të tij, siç ka urdhëruar Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem që njeriu të falet me ta nafile. **Kjo që thamë është ndryshe nga çështjet e ixhtihadit të cilat**

**janë të fshehta dhe lejohet në to ixhtihadi si pranimi ose mos pranimi i dëshmitarëve** [(88)]**,** sepse shkaqet e kësaj çështjeje janë të fshehta. Gjykatësi mund të jetë i justifikuar në vetvete. Në këtë rast nuk lejohet të kundërshtohet ai dhe as mëkëmbësit e tij dhe as të shfaqet haptazi kundërshtimi i tyre edhe pse mund të jenë treguar neglizhentë në të vërtetë. Gjynahu i neglizhencës rëndon mbi ta jo mbi ata të cilët nuk janë treguar neglizhentë siç ka thënë Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem : "**Ata do ju drejtojnë juve në falje e nëse e kryejnë të saktë atëherë keni sevab ju dhe ata dhe nëse tregohen neglizhentë ju keni sevab ndërsa ata gjynah**". Transmeton Buhariu [(89)].

Duket qartë nga fjala e Ibn Rexhebit se në rastin kur prijësit e kundërshtojnë të vërtetën me ixhtihad, **në çështje të cilat e pranojnë ixhtihadin** nuk duhen kundërshtuar edhe pse ata mund të jenë treguar neglizhentë në gjetjen e të vërtetës në këto çështje. Ndërsa nëse ata kundërshtojnë në çështje të qarta atëherë nuk ka bindje për ta. Lexoje me vëmendje fjalën e tij dhe krahasoje atë me fjalën e Ibn Tejmijes dhe ke për të vënë re se ato janë shumë në ngjashme me njëra tjetrën. Allahu e di më mirë.

**Argumenti i pestë** : Këshillit të Përhershëm të Fetvave në Arabinë Saudite, iu drejtua kjo pyetje : "Në vendin tonë ka disa vëllezër të kapur pas fesë, të cilët mbajnë edhe mjekra, por ata veprojnë ndryshe nga ne në disa çështje, siç është për shembull agjërimi i Ramazanit. Ata nuk agjërojnë derisa ta shohin hënën e re me sy të lirë. Kështu që ndonjëherë ne agjërojmë një ditë ose dy ditë para tyre dhe po kështu, ata e mbyllin Ramazanin një ose dy ditë pas nesh. Sa herë që ne i pyesim ata, kur agjërojnë ditën e Bajramit, na thonë se ne nuk agjërojmë e as nuk bëjmë Bajram, derisa ta shohim hënën e re me sy të lirë, sipas fjalës së Profetit alejhi salatu ues-selam : "**Agjëroni kur ta shikoni atë (**hënën**) dhe ndërpriteni kur ta shikoni atë** (hënën)!" Ata nuk e marrin në konsideratë shikimin e hënës me anë të aparateve, kështu që kuptohet se ata nuk pajtohen me ne edhe në namazin e Bajramit, të cilin e falin në bazë të shikimit të tyre dhe po kështu, edhe në Bajramin e Kurbanit, në ditën e Arafatit, etj".

Ndërkohë, ky këshill iu përgjigjet duke thënë : "Është e detyrueshme për ta që të agjërojnë me njerëzit, të mbyllin Ramazanin po me ta, e të falin Bajramet me muslimanët e vendeve të tyre, në bazë të hadithit : "**Agjëroni kur ta shikoni atë (**hënën**) dhe ndërpriteni kur ta shikoni atë** (hënën)!", qëllimi i të cilit është se agjërimi dhe ndërprerja e tij, bëhet në bazë të shikimit me sy të lirë ose me mjete, të cilat ndihmojnë syrin në shikimin e tij, po ashtu edhe në bazë të fjalës tjetër të Profetit alejhi salatu ue selam që thotë : "**Agjërimi është në ditën që agjëroni, Bajrami në ditën që bëni Bajram dhe Kurbani në ditën që bëni Kurban**" Kryetar : Abdulaziz ibn Baz, Zëvendëskryetar : Abdurrezak Afifi, Anëtar : Abdullah Gudejan.

---

[(88)] Kriteret e pranimit ose të mos pranimit të dëshmitarëve edhe pse mund të jenë të përafërta tek dijetarët vetëm se krijimi i bindjes se ky dëshmitar i plotëson kriteret apo jo kjo ngelet një cështje të cilën e përcakton ai që merret me cështjen e pranimit të dëshmitarëve dhe njerëzit nuk janë të njëjtë në këndvështrimin e tyre kundrejt njerëzve. Gjithashtu nuk ka agrumente fetare të vecanta për cdo person që dëshmon se është besnik apo jo për këtë arsye pranimi ose mospranimi i dëshmisë së dëshmitarëve ngelet në dorën e atij që merret me këtë cështje.

[(89)] "**Ahkam el Ihtilaf fi ru'jeti hilal dhil hixh-xheh**" Ibn Rexheb El Hanbeli f 64-66.

Shejh Abdulaziz ibn Bazit, ish-Kryemyftiut të Arabisë Saudite, iu drejtua kjo pyetje: “Në rast se vërtetohet hyrja e muajit të Ramazanit në ndonjë nga shtetet islame, siç është Mbretëria e Arabisë Saudite, e cila e shpall këtë zyrtarisht, porse në shtetin në të cilin unë ndodhem, nuk është shpallur hyrja e muajit Ramazan, si duhet të veprojmë? A të agjërojmë me Arabinë Saudite, apo të agjërojmë dhe të bëjmë Bajram me vendin ku ndodhemi, kurdo që ata ta shpallin hyrjen e muajit Ramazan? Po kështu, edhe përsa i përket ditës së parë të Shevalit pra, ditës së Bajramit, në rast se nuk përputhen ditët, si duhet të veprojmë?

Ai iu përgjigj : “Muslimani e ka për detyrë që të agjërojë me atë shtet, në të cilin ai ndodhet dhe po ashtu të bëjë Bajram me të, në bazë të thënies së Profetit alejhi salatu ue selam : “**Agjërimi është në ditën që agjëroni, Bajrami në ditën që bëni Bajram dhe Kurbani në ditën që bëni Kurban**”. Abdulaziz ibn Baz.

Pra siç shihet nga këto fetva bëhet fjalë që fillimi dhe mbarimi i agjërimit të bëhet me xhematin dhe prijësin e tyre!!!

**Përgjigje** : As në fetvanë e komisionit të përhershëm, dhe as në fetvanë e shejh Ibn Bazit nuk flitet fare për rastin kur prijësi ecën me llogaritje astronomike, madje as në pyetjet që ua kanë drejtuar nuk flitet për këtë çështje.

Pyetjet flasin për çështjen : A ka çdo vend shikimin e vet apo po u pa hëna në një vend bëhet detyrë për të gjithë njerëzit që të agjërojnë ose çelin, kudo që të jenë. Gjithashtu flitet për rastin kur muslimanët e shohin hënën me aparate zmadhimi.

Si mund të kuptohet prej fjalës së tyre diçka që ata nuk e kanë shprehur madje as nuk janë pyetur për të?! Si mund të merren fjalët e tyre të cilat kanë lidhje me një çështje tjetër dhe të përdoren për çështjen tonë?! Kjo është çudi e vërtetë.

E megjithë atë për ta sqaruar sa më shumë idenë e këtyre fetvave unë po sjell disa fetva në këtë çështje. Ato janë më të qarta se fetvatë e mësipërme dhe tregojnë të kundërtën e kësaj ideje që pretendohet. E prej tyre duket qartë që fetvatë e mësipërme – në rastin më të mirë – janë keqkuptuar nga ana e atyre që janë argumentuar me to.

Kjo pyetje i është drejtuar Muhamed Ibn Salih El Munexh-xhidit. Ai ka treguar në të mendimin e komisionit të përhershëm dhe të Abdul Aziz Ibn Bazit :

**Pyetja** nr 50522 : Unë jetoj në Hollandë. Njerëzit (këtu) ranë në kontradiktë për fillimin e Ramazanit. Disa prej tyre agjëruan me Egjiptin, disa prej tyre po presin deri sa të dalë lajmërimi në Gadishullin Arabik. Kush është qëndrimi i saktë në këtë çështje?

**Përgjigje** : Falenderimi i takon vetëm Allahut.

**Së pari** : Nuk vërtetohet hyrja e muajit nga ana Sheriatike vetëm se me anë të shikimit të hënës së re siç ka thënë Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem : "**Agjëroni kur ta shihni dhe çeleni kur ta shihni**". Transmeton Buhariu (1909) dhe Muslimi (1081). Nuk merren për bazë llogaritjet astronomike për vërtetimin e hyrjes së muajit.

Nuk ka dyshim se dalja e hënës ndryshon nga një vend në një tjetër sidomos kur flitet për vende të largëta. Kështu që nuk është kontradikta e dijetarëve këtu. Në këtë pikë askush nuk kundërshton. Por kontradikta është se ky ndryshim në daljen e hënës a ka ndikim në vërtetimin e fillimit të muajit nga një vend në tjetrin apo jo.

**Së dyti** : **Muslimanët që jetojnë në një shtet jo Islam nëse kanë një "komision Islam" tek i cili mund të referohen, të cilët bazohen në shikimin legjitim të hënës së re për të vërtetuar fillimin e muajit dhe daljen e tij, atëherë komisioni i përhershëm ka dhënë fetva se ky "komision" duhet që të ndiqet në fillimin dhe mbarimin e muajit**. Detajet e kësaj përgjigjje i gjeni tek fetvaja nr (1248).

Ndërsa nëse nuk kanë komision Islam atëherë nuk ka problem nëse ndjekin atë shtet tek i cili kanë besim, i cili bazohet tek shikimi sheriatik jo tek llogaritjet astronomike. Kështu ata mund të agjërojnë dhe çelin me të.

U pyet Shejh Ibn Bazi për disa njerëz që jetojnë në Spanjë dhe në Ramazan kanë agjëruar me Vendet e Shenjta.

U përgjigj : Ju treguat se keni agjëruar dhe çelur me ne, sepse ju ishit në Spanjë gjatë muajit të Ramazanit. Nuk ka problem dhe as gjynah për ju, për këtë gjë. Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Agjëroni kur ta shikoni dhe çeleni kur ta shikoni e nëse nuk e shihni dot (**për shkak të reve**) atëherë plotësoni tridhjetë ditë**". Kjo është e përgjithshme për gjithë ummetin. Vendet e Shenjta janë vendet më parësore që duhen ndjekur sepse ky vend përpiqet për të zbatuar Sheriatin – Allahu u dhëntë atyre sukses e udhëzim – edhe **sepse ju po qëndroni në një vend ku njerëzit nuk gjykojnë me Islam dhe nuk shqetësohen për ligjet Islame**". [Mexhmu' Fetaua Ibn Baz 15/105] [90].

Kjo është një fetva e komisionit të përhershëm në lidhje me çështjen për të cilën po flasim.

**Pyetje** : Kreva një operacion në muajin e Ramazanit dhe tani unë dua ti zëvendësoj kaza (ditët që më kanë ngelur pa agjëruar) por muslimanët në qytetin tim janë ndarë në dy grupe :

**Grupi i parë** : E ka çelur me Arabinë Saudite dhe me disa vende Islame të tjera pas 29 ditësh agjërim.

Kurse **grupi i dytë** e ka plotësuar agjërimin 30 ditë duke ndjekur Algjerinë, vetëm se Algjeria e përcakton fillimin dhe mbarimin e muajve hënorë me anë të llogaritjeve astronomike. Pyetja ime është : Sa ditë duhet të agjëroj, 29 apo 30 ?

**Përgjigjje**: Nuk merren fare në konsideratë llogaritjet astronomike në vërtetimin e fillimit dhe mbarimit të muajit Ramazan. Përkundrazi ai që merret në considerate është shikimi i hënës së re. E nëse nuk shikohet natën e tridhjetë të Sha'banit atëherë plotësohet muaji tridhjetë ditë nga dita e parë e fillimit të muajit në bazë të shikimit. Gjithashtu nëse nuk shikohet hëna e

---

[90] "**Fetaua el Islam sualun ue xheuab**" të Shejh Muhamed Salih El Munexh-xhid. Pyetja nr 50522.

muajit Sheu-ual natën e tridhjetë të Ramazanit e plotësojnë Ramazanin tridhjetë ditë. Duke u nisur nga kjo, ti ke për detyrë të agjërosh 29 ditë kaza të Ramazanit të cilat nuk pate mundësi t'i agjëroje për shkak të operacionit duke ndjekur kështu ato shtete të cilat agjëruan me shikimin e hënës dhe e çelën me shikimin e saj".

[Komisioni i Përhershëm për Kërkimet dhe Fetvatë Islame. Kryetar : **Abdul Aziz Ibn Baz**, nën kryetar : **Abdur-raz-zak Afifi**, antar : **Abdullah Gudejan**, antar : **Abdullah Ibn Ku'ud**][91].

Nga fetvatë që treguam duket qartë se komisioni i përhershëm nuk është me mendimin se nëse prijësi ecën me llogaritje astronomike ne e kemi detyrë të ecim mbas tij, përkundrazi ajo që tregon komisioni edhe Ibn Bazi është e kundërta e kësaj ideje.

Kështu që argumentimi me fetvanë e komisionit është i pa vlerë. Fjala e tyre në të vërtetë mbështet mendimin që nuk e lejon ndjekjen e prijësit nëse ecën me llogaritje astronomike.

**Argumenti i gjashtë** : Lind pyetja, po hadithi i cili na urdhëron që të bazohemi te shikimi i hënës së re, ç'duhet të bëjmë me të? Pse të mos e konsiderojmë atë më parësor sesa bindjen ndaj të parit dhe ndjekjen e xhematit?!

Atëherë përgjigja për këtë është se ky ligjërim u drejtohet njerëzve në grup dhe jo më vete çdo individi të bashkësisë, me përjashtim të rasteve kur individët janë të veçuar dhe larg nga bashkësia e njerëzve atëherë ata janë të detyruar të veprojnë më vete.

Ka thënë Shejhul Islam Ibn Tejmije : "Fjala e Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem : "**Agjëroni kur ta shihni dhe çeleni kur ta shihni**" etj u drejtohen njerëzve në grup ndërsa kush ndodhet në një vend i vetmuar ai agjëron nëse e sheh sepse nuk ka të tjerë veç tij" [92].

**Përgjigje** : Është e vërtetë që shikimi i hënës është detyrë që i përket grupit të muslimanëve dhe jo çdo individi në veçanti. Kjo tregon që shikimi i hënës është farz kifaje. Nëse e shohin disa mjafton për të tjerët dhe nëse nuk interesohet asnjë për ta shikuar atë, marrin të gjithë gjynah.

Por kjo nuk ka lidhje me çështjen tonë sepse fakti që shikimi i hënës është farz kifaje nuk tregon se nëse muslimanët e neglizhojnë të gjithë këtë detyrë atëherë u lejohet të ecin në bazë të bidatit.

Përkundrazi, ky është argument kundër tyre sepse ai vërteton se muslimanët marrin të gjithë gjynah nëse nuk interesohen për të shikuar hënën dhe nëse nuk ecin në bazë të këtij shikimi. E si mund të thuhet pas kësaj që ata e kanë detyrë të ecin në bazë të bidatit. Kjo në të vërtetë është errësirë mbi errësirë. Allahu na ruajt.

Sipas këtyre i bie që Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem i ka urdhëruar njerëzit të shohin hënën dhe nëse ata nuk kanë dëshirë ta shohin hënën atëherë detyra e muslimanëve qënka që

[91] "**Fetaua el-lexhneti ed-daimeh**" 10/108, fetvaja nr 3127.

[92] "**Mexhmu' el fetaua**" 25/117.

ta anashkalojnë këtë farz kifaje dhe të ecin me atë që e ka ndaluar vet Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem!!

**Argumenti i shtatë** : Kjo është një pyetje që i është drejtuar Myftinisë së Egjiptit për këtë çështje e bashkë me të është edhe përgjigja e tyre.

Pyetje : Në mes të nxënësve të dijes që ndodhen në Shqipëri ka mosmarrëveshje në çështjen e fillimit të Ramazanit dhe mbarimit të tij : A duhet të ndjekin Komunitetin Musliman në lajmërimin që jep për këtë çështje apo jo?

**Siç dihet nga ana fetare kjo çështje përcaktohet nëpërmjet shikimit me sy, por për fat të keq**, komuniteti mysliman i cili ka në dorë çështjet e myslimanëve bazohet në përllogaritjet astronomike, që pasqyrohen në kalendar dhe shumica e njerëzve ndjekin komunitetin në këtë çështje. Dhe që këtu nxënësit e dijes janë ndarë në dy mendime : një grup thotë që ne duhet ta fillojmë agjërimin dhe ta mbyllim atë – qoftë edhe fshehtas – me shfaqjen e hënës së re në cilin do vend Islam duket më së pari, përderisa ai vend bazohet te shikimi, **duke ditur që ky grup nuk e shikon vetë hënën e re** [(93)]. Grupi tjetër thotë që përderisa çështja nuk është në dorën tonë dhe shumica e njerëzve ndjekin Komunitetin Musliman po kështu edhe ne nuk dalim kundra, por e fillojmë agjërimin dhe e mbyllim me ta, për të shmangur fitnen dhe duke vepruar kështu me hadithin e Profetit sal-l Allahu alejhi ue selem që thotë: "**Agjërimi është në ditën që agjëroni, Bajrami në ditën që bëni Bajram dhe Kurbani në ditën që bëni Kurban**".

Cila është përgjigja juaj, cili është gjykimi më i drejtë në këtë çështje? Allahu ua shpërbleftë me të mira!

Përgjigje : Shikimi është baza për njohjen e hyrjes së muajve hënor. Për përllogaritjen astronomike ekziston mosmarrëveshje se sa saktësi ka në përcaktimin dhe rolin që ajo ka në njohjen e hyrjes së muajit hënor.

Organi islam që shpall hyrjen e muajve hënor e ka për detyrë eliminimin dhe shmangien e mosmarrëveshjeve.

**Lejohet të ndiqet vendimi i organit Islam që bazohet mbi një metodë të lejuar nga ana fetare edhe nëse për këtë metodë ka mosmarrëveshje**.

**Ruajtja e unitetit nëpërmjet kësaj metode të lejuar fetare – edhe nëse për të ka mosmarrëveshje – është më parësore sesa të shkaktohen fitne** vetëm sepse vendimi është bazuar mbi një metodë të lënë mënjanë (merxhuh).

**Kritikë bëhet ndaj asaj gjëje për të cilën ka unanimitet se duhet lënë dhe jo për një çështje për të cilin ka mospajtime**.

Në rastet kur ekziston një organ zyrtar është e detyrueshme që ai të ndiqet dhe nuk lejohet të veprohet në kundërshtim me të. **Vetëm në rastet kur vërtetohet në mënyrë të sigurt**

[(93)] Kjo gjë ka qënë e vërtetë deri para pak vitesh, ndërsa tani ekziston komisioni i vrojtimit të hënës së re i cili e ka vërtetuar shikimin e hënës së re disa herë. E gjithë kjo për të kryer detyrën fetare dhe që të mos ketë askush justifikim në këtë apekt.

**se vendimi i këtij organi nuk pajton me realitetin**, atëherë në këtë rast është detyrë të tregohet e kundërta (për shkak të asaj që u cek më parë).

Për më tepër po përmendim se Akademia e studimeve (islame) në sesionin e saj të tretë në vi�n 1966 e.s. vendosi si më poshtë:

1. Shikimi është origjina (baza) me të cilën njihet hyrja e çdo muaji hënor, siç argumenton për këtë hadithi Profetik, pra shikimi është baza, por ai nuk merret parasysh nëse kundrejt tij ngrihen akuza të mbështetura fuqishëm.

2. Shikimi i hënës së re vërtetohet me dëshminë e shumë njerëzve dhe përhapjen e lajmit, **por edhe me dëshminë e një njeriu, mashkull apo femër qoftë**, përderisa nuk ka ndonjë shkak të fuqishëm për ta refuzuar atë. Një nga këto shkaqe është edhe mospajtimi me përllogaritjen e besueshme astronomike, që vjen nga njerëz të besueshëm [94].

3. Lajmi i një personi është detyrues për vetë personin dhe për ata që e besojnë atë, ndërsa detyrimi i masës së gjerë të njerëzve bëhet vetëm kur shikimi vërtetohet tek ata të cilët janë ngarkuar nga shteti Islam për këtë gjë.

4. **Llogaritjet astronomike merren si argument në përcaktimin e hyrjes së muajit nëse nuk vërtetohet shikimi dhe nuk ka qenë e mundur plotësimi me tridhjetë ditë i muajit të mëparshëm.**

5. Konferenca është e mendimit se nuk duhen marrë parasysh dallimi ndërmjet vendlindjeve të ndryshme të Hënës (ihtilaf el-metalia), sado larg njëra-tjetrës qofshin ato, përderisa të gjitha këto vende i kap një pjesë e natës së shikimit (të hënës së re) sado e pakët qoftë ajo. Dallimi ndërmjet vendlindjeve të hënës merret parasysh ndërmjet zonave të cilat nuk janë pjesëtare të kësaj nate.

6. Konferenca u bën thirrje popujve dhe qeverive islame që në çdo vend Islam të kenë nga një organizëm Islam, tek i cili do të varen për përcaktimin e muajve hënorë, duke pasur parasysh bashkëpunimin mes tyre dhe mes observatorëve e astronomëve të besueshëm. Fund. [Fetuau El-ez'her esh-sherif, hilal Ramadan, Muftiu Atijeh Sakr, Maj 1997] Allahu e di më së miri. Dar al-Ifta al-Misriyyah.

**Përgjigje ndaj argumentit të shtatë** : Kjo fetva konsiderohet e para deri në këtë moment që flet qartë për këtë temë dhe e mbështet haptazi këtë mendim.

Mirëpo fetvaja e tyre është ndërtuar në disa çështje të gabuara të cilat duhen sqaruar tani.

Ata e kanë lejuar ndjekjen e prijësit që mbështetet tek llogaritjet astronomike sepse sipas tyre çështja e llogaritjeve astronomike në shikimin e hënës është çështje e diskutueshme mes dijetarëve. Për këtë arsye ata e lejojnë që në një çështje të diskutueshme të ndjekësh mendimin që të duket jo i saktë për të mos krijuar përcarje.

---

[94] Kjo gjë nuk është e saktë nga ana fetare. Këtë e treguam më sipër.

Por kjo bie ndesh me atë që treguam më sipër. Ne treguam në një nga temat e mësipërme se kjo çështje nuk është çështje e diskutueshme. Përkundrazi të gjithë dijetarët e tre brezave të pare kanë rënë dakord se ndjekja e llogaritjeve astronomike është e ndaluar dhe bidat në fe. Treguam për vërtetësinë e kësaj gjëje dëshminë e shumë dijetarëve të cilët transmetojnë se i gjithë um-meti Islam është i mendimit se ndjekja e llogaritjeve astronomike në shikimin e hënës konsiderohet haram. Atëherë ku janë dy mendimet në këtë çështje siç pretendohet?! Kjo gjë u sqarua më sipër.

Gjithashtu ata e shprehën qartë në këtë fetva se ecja me llogaritje astronomike në vërtetimin e fillimit të muajit hënor është metodë e lejuarsipas tyre,aty ku thonë :"**Lejohet të ndiqet vendimi i organit Islam që bazohet mbi një metodë të lejuar nga ana fetare edhe nëse për këtë metodë ka mosmarrëveshje**". Pra, ata e konsiderojnë këtë gjë në të vërtetë të lejuar.

Del pyetja : Ju që ecni me këtë fetva, a jeni dakord që llogaritjet astronomike janë të lejuara?

Përgjigje : Nëse thoni : Nuk janë të lejuara, atëherë kjo fetva nuk është argument për ju por kundër jush sepse ajo lejon atë që ju edhe ne e konsiderojmë të ndaluar. Por ata nga aspekti matematikor janë më të saktë se sa ju sepse ata kanë lejuar të ecet me prijësin në një çështje që për ta është e lejuar, ndërsa ju e keni lejuar të ecet me prijësin në një çështje që ju vet e konsideroni të ndaluar.

Kështu që fetvaja e tyre është larg asaj që pretendoni edhe pse ajo në të vërtetë është më larg të vërtetës se mendimi juaj. Atëherë nëse dëshironi të jeni të drejtë duhet ose ti konsideroni llogaritjet të lejuara si ata ose përndryshe fetvaja e tyre nuk është argument për ju sepse ata në të vërtetë po lejojnë ndjekjen e atij mendimi që është i lejuar sipas tyre. E vërteta është se ju nuk keni gjetur personin e duhur të cilit i keni drejtuar pyetjen! Ju duhet të pyesnit një person i cili beson se llogaritjet janë të ndaluara, a e lejon ai të ecësh në bazë të këtij harami nëse prijësi e kërkon këtë gjë apo jo!!

Gjithashtu fetvaja e tyre është kundër jush sepse ajo e shpreh qartë se nëse në një çështje ka unanimitet (ixhma') atëherë duhet bërë kritikë kundrejt atij që e kundërshton këtë ixhma, aty ku thonë : "**Kritikë bëhet ndaj asaj gjëje për të cilën ka unanimitet se duhet lënë dhe jo për një çështje për të cilin ka mospajtime**"!!!

Kështu që fetvaja e tyre me gjithë gabimet fetare që ka, ajo bie ndesh në disa aspekte me atë që pretendojnë ata që lejojnë ecjen mbas prijësit që bazohet tek llogaritjet astronomike. Allahu e di më mirë.

**Argumenti i tetë dhe i nëntë** : Përgjigja e Dr.Salah Sauit dhe më pas përgjigja e Dr.Halid El-Muslih, për të njëjtën pyetje : Lavdërimi i përket Allahu, uratat dhe bekimet qofshin për të Dërguarin e Allahut, familjen, shokët e tij dhe të gjithë ata që ndjekin udhëzimin e tij.

Allahu na udhëzoftë të gjithëve në të vërtetën dhe na bëftë prej atyre që e ndjekin atë dhe na largoftë nga e pavërteta dhe ndjekësit e saj. Amin.

Dije – Allahu na mëshiroftë ne dhe ty – se shikimi me sy, fetarisht, është baza e kësaj çështjeje në verifikimin e Hënës së re, përderisa nuk del ndryshe ndonjë akuzë me bazë të fortë. Kjo bazohet në thënien e Profetit –salallahu alejhi ue selem – : "**Agjëroni kur ta shikoni atë dhe ndërpriteni kur ta shikoni atë**".

Të veprosh vetëm me llogaritje, është një mendim i huaj (shadh-dh), të cilin shumica e dijetarëve nuk e marrin në konsideratë. Por nëse shumica e njerëzve në vendin tuaj ndjekin Bashkësinë Islame, më parësore është të ndiqni ata për këtë gjë. Kjo për të qenë unikë dhe për të shmangur belatë që sjell përçarja, si dhe për shkak të hadithit që përmende : "**Agjërimi është në ditën që agjëroni, Bajrami në ditën që bëni Bajram dhe Kurbani në ditën që bëni Kurban**".

Edhe sepse gjykimi që i jep i pari është ai që mbyll mosmarrëveshjet për këtë çështje, duke qenë se vërtetimi i Hënës së re është gjykim që i përket kompetencave ligjore të të parit, të cilat konkretizojnë unitetin e xhematit. E lusim Allahun edhe për ne edhe për ju të na jap sukses. Allahu është më i Larti dhe më iDituri. Këshilli i Fetvave të faqes.

Përgjigja e Dr.Halid El-Muslih, për të njëjtën pyetjesi vijon : Agjëroni me njerëzit e vendit tuaj dhe mos bini në kundërshtim me ta. Profeti –salallahu alejhi ue selem – thotë: "**Agjërim është ditën që bëjnë agjërim njerëzit dhe iftar është ditën që bëjnë iftar njerëzit**". Dhe na falni për vonesën. Sektori i fetvasë në faqe.

**Përgjigje** : Këto janë të vetmet fetva të cilat janë të qarta për mbështetjen e mendimit të atyre që e lejojnë ndjekjen e prijësit nëse ai ecën me llogaritje astronomike.

Por këto fetva bien ndesh me argumentet fetare të cilat do ti përmendim kur të tregojmë argumentet e atyre e ndalojnë ecjen mbas atij prijësi që mbështetet tek llogaritjet astronomike. Kështu që ato nuk janë të sakta.

Ne kërkojmë argumente të qarta për këtë çështje. Vetëm kështu mund të vërtetohet saktësia e kësaj çështjeje. Por deri tani nuk kemi gjetur asnjë argument që ia vlen të mbështetemi tek ai e ta kemi justifikim para Allahut ditën e Llogarisë. Hadithi që përmendet në këto dy fetva nuk ka lidhje me temën. E këtë gjë e kemi shpjeguar më sipër kur kemi folur për kuptimin e këtij hadithi.

**Argumenti i dhjetë** : Thanë: Nuk lejohet të kundërshtohet prijësi në këtë çështje sepse bëhet fitne.

**Përgjigje** : Termi fitneh është përdorur shumë nga njerëzit por pa e kuptuar në të vërtetë se çfarë kuptimi ka ky term. Përkundrazi ata e konsiderojnë çdo kundërshtim të asaj që është bërë e njohur tek njerëzit fitneh. Por kjo nuk është e vërtetë.

Fitneh quhet ajo sprovë që e fut njeriun në gjynahe ose po deshe thuaj : Fitneh quhet mos-zbatimi i urdhërave të Allahut dhe të Dërguarit të Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Allahu i Madhëruar ka thënë në Kur'an (kuptimi i ajetit) : "**Ata kërkuan të bëjnë fitneh më parë dhe i ngatërruan çështjet deri sa erdhi e vërteta dhe u shfaq urdhëri (**dhe feja e**) Allahut ndërsa ata**

**e urrenin (**atë**). Disa prej tyre të thoshin : Më jep leje (**të mos marr pjesë në luftë**) dhe mos më fut në fitneh, por ata në fitneh ranë**" [Et-teubeh 48-49].

Kuptohet prej ajetit se e vërteta është e kundërta e fitnes sepse Allahu tregon në këtë ajet se ata dëshironin të bënin fitneh deri sa erdhi e vërteta, gjë që tregon se ardhja e të vërtetës ishte shkak për asgjesimin e fitneve të tyre. Gjithashtu ka treguar se ata ranë në fitneh sepse nuk pranuan të shkojnë me Profetin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem për të luftuar armikun dhe nxorrën justifikime për ta kundërshtuar urdhërin e tij. Ky ajet tregon qartë se si munafikët u justifikuan në kundërshtimin e urdhërit me frikën se mos u ndodhë ndonjë fitneh dhe më pas Allahu na tregon se ata ranë brenda asaj prej të cilës pretenduan se deshën të largohen. Medito rreth këtij ajeti dhe përpiqu të bësh lidhjen e tij me realitetin tonë, se ke për të vënë re që ai është shumë i ngjashëm me të.

Ajetet që flasin për fitnet janë të shumta por ato rrotullohen rreth një kuptimi të cilin e ka treguar Allahu i Madhëruar në fundin e sures En-nur ku thotë (kuptimi i ajetit) : "**Të ruhen ata që kundërshtojnë urdhërin e tij (**Profetit**) se mos u bie ndonjë fitneh**" [En-nur 63]. Kjo tregon fitneja vjen si rezultat i largimit nga e vërteta dhe nga ajo që ka urdhëruar Allahu dhe i Dërguari i Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem e jo nga zbatimi i urdhërave të Allahut dhe të Dërguarit të Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem.

Duke u bazuar tek këto ajete mund të themi se fitneh quhet mos zbatimi i të vërtetës ose pengimi i përhapjes së saj me forma të ndryshme.

Kështu që fitneh në të vërtetë është ndjekja e bidatit dhe jo zbatimi i sun-netit të Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. E në këtë çështje e në çdo çështje fetare nuk gjykon numri i atyre që e ndjekin por argumentet fetare. Allahu na ruajt prej çdo fitneje.

- **Mendimi i dytë është mendimi i atyre që thonë se nuk lejohet që të ndiqet prijësi që ecën me llogaritje astronomike sepse llogaritjet astronomike janë të ndaluara në Islam.**

Ky mendim bazohet në disa argumente, prej tyre kemi si vijon :

**Argumenti i parë :** Të gjitha argumentet të cilat i përmendëm më sipër të cilat urdhërojnë për të shikuar hënën e re, për të vërtetuar fillimin dhe mbarimin e muajit hënor. Si psh **: "Agjëroni kur ta shihni dhe çeleni kur ta shihni e nëse (**ka re dhe**) nuk e shihni dot plotësoni numrin (**e ditëve**)".**

Këto argumente tregojnë se muslimanët në përgjithësi e kanë detyrë që të vrojtojnë hënën e re. Kështu që nëse e neglizhojnë këtë detyrë të gjithë ata marrin gjynah e nëse e kryejnë disa bie detyra nga të tjerët. Kjo tregon se detyra e vrojtimit të hënës nuk anullohet nëse prijësi i muslimanëve ecën me llogaritje astronomike sepse farzi kifaje nuk bie poshtë nëse e anullon prijësi i muslimanëve.

**Argumenti i dytë** : Ixhmau i dijetarëve që përmendëm më sipër në një temë të veçantë. Në të tregohet qartë se ecja me llogaritje astronomike është bidat në fe dhe dijetarët e kanë

shprehur qartë se kjo bie ndesh me ixhmaun autentik në këtë çështje. Kështu që nuk ka si të jetë e lejuar të veprohet bidati të cilin e ka kundërshtuar i gjithë um-meti Islam.

Përderisa kjo vepër është vërtetuar se është bidat atëherë ajo nuk bëhet e lejuar edhe sikur ta veprojnë atë gjithë banorët e tokës. Shumica asnjëherë nuk ka qënë argument dhe as nuk mund të jetë. Përkundrazi Allahu ka treguar në Kur'an në disa ajete se shumica janë në humbje. Ka thënë Allahu iMadhëruar:

{وَإِنْ تُطِعْ أَكْثَرَ مَنْ فِي الْأَرْضِ يُضِلُّوكَ عَنْ سَبِيلِ اللَّهِ إِنْ يَتَّبِعُونَ إِلَّا الظَّنَّ} [الأنعام: ١١٦]

"**Nëse ti i bindesh shumicës së atyre që janë në tokë do të të humbin nga rruga e Allahut. Ata ndjekin vetëm hamendjen**". [El En'am aje� 116].

**Argumenti i tretë** : Abdullah Ibn Umeri radi Allahu anhu transmeton nga Profeti sal-l Allahu alejhiue sel-lem se ka thënë: "**Ne jemi um-met analfabet nuk shkruajmë dhe as nuk llogarisim. Muaji është kështu ose kështu** (e bëri me shenjë me duart e �j)". D.m.th 29 ditë ose 30 ditë" (95).

Ka thënë Ibn Tejmijeh : Fjala e Profetit sal-l Allahu alejhi ue selem : "**Ne jemi një umet analfabet që nuk shruajmë dhe as nuk llogarisim**" është lajm por që përmban kuptimin e ndalesës. Sepse ai na ka treguar se umeti që e ka ndjekur atë është umet mesatar, nuk shkruan dhe as nuk llogarit. Kështu që, kush shkruan ose llogarit nuk është prej këtij umeti në këtë çështje. Por ka ndjekur rrugë tjetër veç rrugës së besimtarëve të cilët janë ky um-met. Kështu që ka vepruar atë që nuk është prej fesë dhe dalja prej fesë është haram. Prandaj shkrimi dhe llogaritja e përmendur janë haram" (96).

Ky hadith dhe fjala e Ibn Tejmijes përfshijnë jo vetëm atë që merret vet me llogaritje astronomike por edhe ata që bazohen në adhurimet e tyre tek rezultatet e astronomëve.

Kështu që nëse një person e fillon agjërimin me kalendarin astronomik për të mos kundërshtuar shumicën, ai automatikisht e ka kryer bidatin dhe ka rënë në ndalesën që tregohet në hadithin e mësipërm edhe pse ai mund ta justifikojë veten me justifikime të ndryshme.

**Argumenti i katërt** : Agjërimi është adhurim që ka një kohë të përcaktuar në fillimin dhe mbarimin e tij. E mënyra e përcaktimit të fillimit dhe mbarimit është e drejta vetëm e Allahut dhe të Dërguarit të Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem. Kështu që kush pretendon se ka mënyra të tjera për të gjetur fillimin dhe mbarimin e këtij adhurimi ose i ndjek ato mënyra, ai ka gabuar dhe nuk është çudi nëse thuhet që adhurimi i tij nuk është i saktë sepse nuk është kryer në kohën e duhur. E njëtja gjë siç mund të themi për një person që e fal namazin para se të hyjë koha ose e fal mbasi ka dalë koha e tij.

(95) Transmeton **Buhariu**, Kapitulli i Agjërimit, Tema : "**Fjala e Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem : "Nuk shkruajmë dhe as nuk llogarisim**". nr 1913. Gjithashtu e transmeton **Muslimi**, Kapitulli i Agjërimit, Tema : "**Është detyrë të agjërohet Ramazani dhe të çelet me shikimin e hënës e nëse nuk shikohet dot hëna, në fillim ose mbarim të muajit, plotësohen tridhjetë ditë**" nr 2563.

(96) "**Mexhmu' El Fetaua**" i Ibn Tejmijes 25/164-165.

Ka thënë Ibnu Kudameh El Makdisij : "Nëse (dikush) mbështetet tek fjalët e astronomëve dhe atyre që merren me llogaritje dhe llogaritjet e tyre qëllojnë të sakta (në përputhje me realitetin) **agjërimi i tij nuk është i saktë** edhe pse ato mund të qëllojnë shpesh herë të sakta sepse ato nuk janë argument fetar tek i cili lejohet të mbështet (besimtari). Kështu që ekzistenca e tyre është si mos-ekzistenca e tyre" [97].

Kështu që edhe në rastin më të mirë – d.m.th atëherë kur llogaritjet përputhen me shikimin e hënës së re – agjërimi dhe çelja e Ramazanit nuk janë të sakta. Po nëse nuk përputhen?! Në këtë rast nuk ka dyshim që agjërimi dhe çelja nuk janë të sakta.

Gjithashtu ka thënë Ebu Uelid El Baxhij : "Ka transmetuar Ibnu Nafi' nga Maliku se ka thënë për prijësin që nuk agjëron në bazë të shikimit të hënës dhe as nuk çel në bazë të saj por agjëron dhe çel në bazë të llogaritjeve : "**Nuk ndiqet dhe as nuk ecet mbas tij**". Më pas tha Ebu Uelid El Baxhij : "**Nëse dikush bazohet në to (llogaritjet) – për mendimin tim – ai nuk duhet ti marrë në konsideratë ato ditë që i ka agjëruar në bazë të llogaritjeve por duhet të bazohet tek shikimi dhe plotësimi i ditëve e nëse në bazë të tyre e sheh të nevojshme të agjërojë ndonjë ditë kaza (që mund ti ketë ikur për shkak të llogaritjeve) ta kryejë atë**. Allahu e di më mirë" [98].

**Argumenti i pestë** : Gjithashtu nuk e justifikon njeriun ndjekja e prijësit sepse Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem në një rast të ngjashëm me këtë i ka udhëzuar besimtarët që të mos ndjekin të parin e tyre por ta kryejnë adhurimin në kohën e vet.

Transmeton Ebu Dherri radi-Allahu anhu nga Profeti sal-lAllahu alejhi ue selem se ka thënë: **“Si do veprosh ti o Ebu Dherr kur të jenë të parët e tu, disa njerëz që e vonojnë namazin nga koha e vet?”** I thashë : Çfarë më urdhëron? Tha: **“Fale namazin në kohën e vet dhe nëse e arrin namazin me ta falu, sepse ai për ty është nafile”.** [Transmeton Muslimi, Ebu Daudi].

**Argumenti I gjashtë** : U vërtetua nga argumentet e më sipërme që u përmendën në temat e kaluara se mbështetja tek llogaritjet astronomike është bidat dhe haram. Përderisa është kështu, atëherë themi : Nuk lejohet të ndiqet prijësi që e kryen këtë haram dhe kjo çështje ka lidhje me një çështje më të gjerë.

E ajo është : A lejohet të ndiqet prijësi kur ai urdhëron për të kryer një haram.

Argumentet e qarta fetare tregojnë se bindja absolute i takon vetëm Allahut dhe tëDërguarit të Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ndërsa bindja ndaj prijësave është e ligjshme vetëm atëherë kur ata urdhërojnë për gjëra të lejuara. Përndryshe nuk ka bindje ndaj tyre. E për këtë ka argumente të shumta nga Kur'ani,Sun-neti dhe ixhmau i dijetarëve,prej tyre kemi fjalën e Allahut të Madhëruar :

---

[97] "**El Mugnijsherh muhteser el hirakij**" 4/338.

[98] "**El Munteka sherh el Muuet-ta**" i Ebu Uelid El Baxhit 3/9.

{يَاأَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا أَطِيعُوا اللَّهَ وَأَطِيعُوا الرَّسُولَ وَأُولِي الْأَمْرِ مِنْكُمْ فَإِنْ تَنَازَعْتُمْ فِي شَيْءٍ فَرُدُّوهُ إِلَى اللَّهِ وَالرَّسُولِ إِنْ كُنْتُمْ تُؤْمِنُونَ بِاللَّهِ وَالْيَوْمِ الْآخِرِ ذَلِكَ خَيْرٌ وَأَحْسَنُ تَأْوِيلًا}

"**O ju që keni besuar bindjuni Allahut, bindjuni të Dërguarit dhe të parëve tuaj e nëse keni mosmarrveshje në ndonjë gjë kthehuni tek Allahu dhe i Dërguari i Tij, nëse besoni Allahun dhe Ditën e Fundit. Kjo është më e mirë për ju edhe me përfundim më të mirë**". [En-nisa 59].

Kështu që në rast konflikti ndërmjet prijësit dhe atyre që janë nën pushtetin e tij, detyra e tyre është që të kthehen tek ligjet e Allahut dhe të Dërguarit të Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem dhe të veprojnë sipas asaj që tregohet në to. Nuk na udhëzoi Allahu në këto ajete që nëse biem në kontradiktë me prijësit tu bindemi atyre për të mos krijuar fitne, siç pretendohet!!

Transmeton Buhariu nga Aliu radi Allahu anhu se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem dërgoi një grup (në luftë) dhe u vendosi atyre një prijës prej ensarëve dhe i urdhëroi ata që ti binden. Ai u zemërua prej tyre dhe u tha : A nuk ju ka urdhëruar Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem që të më bindeni mua ? Thanë : Po. Tha : Atëherë unë ju urdhëroj që të mblidhni dru për zjarr dhe të ndizni një zjarr e më pas të hyni në të. I mblodhën drutë, e ndezën zjarrin dhe kur deshën të hyjnë në të shikuan njëri-tjetrin. Thanë disa prej tyre : Ne e ndoqëm Profetin sal-l Allahu alejhi ue sel-lem që të shpëtojmë prej zjarrit, a të hyjmë në të (tani)?! Në këtë kohë prijësi i tyre u qetësua dhe zjarri u shuajt. Më pas kur ia treguan Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ai tha : "**Po të hynin në të nuk do dilnin më kurrë prej tij. Bindja është në gjëra të mira**" [99].

Kështu që Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka vendosur në këtë hadith një rregull të përgjithshëm në lidhje me këtë çështje aty ku ka thënë : "**Bindja është në gjëra të mira**".

Gjithashtu Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem nuk u tha atyre që gjynahun e mban prijësi juaj kurse ju nuk keni gjynah, siç dëgjojmë disa njerëz të thonë në ditët e sotme.

Kjo është veçori e fesë Islame e nuk ndodhet në fetë e tjera në të cilat njerëzit u japin prijësave dhe drejtuesëve të tyre gradën e shenjtërisë duke u dhënë atyre të drejtë bindjeje absolute.

Ka thënë Allahu i Madhëruar :

{اتَّخَذُوا أَحْبَارَهُمْ وَرُهْبَانَهُمْ أَرْبَابًا مِنْ دُونِ اللَّهِ وَالْمَسِيحَ ابْنَ مَرْيَمَ وَمَا أُمِرُوا إِلَّا لِيَعْبُدُوا إِلَهًا وَاحِدًا لَا إِلَهَ إِلَّا هُوَ سُبْحَانَهُ عَمَّا يُشْرِكُونَ} [التوبة: ٣١].

“**Ata i bënë dijetarët dhe murgjit e tyre zotra veç Allahut, gjithashtu e bënë edhe Isën birin e Merjemes. Ata u urdhëruan që të adhurojnë vetëm një të Adhuruar. Nuk ka të Adhuruar tjetër veç Tij. I pastër është Ai nga ato që i shoqërojnë**”. [Et-teubeh 31].

---

[99] Transmeton **Buhariu**, Kapitulli i Ligjeve, Tema : "**Bindja ndaj prijësit përderisa nuk urdhëron për haram**". Nr 6726. **Muslimi**, Kapitulli i Imares, Tema : "**Është detyra bindja ndaj prijësave përderisa nuk urdhërojnë për haram**". Nr 1840.

Transmetohet në një hadith se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ia këndoi këtë ajet Adij ibn Hatimit radi-Allahu anhu (i cili kishte qenë i krishter) e ky i tha : O i Dërguari i Allahut nuk i kemi adhuruar ata. I tha : “**A nuk ua bënin haramin hallall dhe ju e konsideronit të tillë dhe jua bënin hallallin haram dhe ju e konsideronit të tillë**” ?! Tha : Po. Tha Profeti sal-l Allahu alejhi ue selem : “**Ky është adhurimi i tyre**” [(100)].

Kjo ide që po tregojmë këtu është një nga argumentet më të forta që e hedhin poshtë mendimin e atyre që e pranojnë se llogaritjet astronomike janë bidat por thonë : Neve na lejohet ti bindemi prijësit në këtë çështje për të mos bërë fitne dhe për të mos krijuar përçarje dhe gjynahun e mban ai!!!

Madje Shejhul Islam Ibn Tejmije ka treguar ixhmaun e dijetarëve për saktësinë e kësaj ideje aty ku thotë : "**Unë u bindem prijësave kur ata më urdhërojnë që ti bindem Allahut ndërsa kur më urdhërojnë që të kundërshtoj urdhërat e Allahut nuk u bindem atyre se nuk ka bindje ndaj krijesës kur bie në kundërshtim me urdhërin e Allahut. Për këtë ka dëshmuar Kur'ani, Sun-neti dhe rënia dakord e dijetarëve të um-metit**" [(101)].

Gjithashtu ka thënë : "(Besimtari) u bindet atyre (prijësave) aty ku urdhëron Allahu dhe nuk u bindet aty ku e ndalon Allahu sepse nuk ka bindje për krijesën në kundërshtim të urdhërit të Krijuesit. Kjo është rruga e njerëzve të zgjedhur të këtij um-meti në kohët e herëshme dhe të tashme. Kjo është detyra e çdokujt. Kjo është mesatarja ndërmjet rrugës së **hauarixhëve** dhe atyre që u ngjajnë këtyre të cilët kanë një (uera) ruajtje të kotë, që buron nga mos pasja dije dhe ndërmjet rrugës së **murxhive** dhe atyre që u ngjajnë këtyre të cilët u binden prijësave në formë absolute" [(102)].

Ka thënë Ibn Abdul Berr : "**Kanë rënë dakord dijetarët (ixhma) se nuk është detyrë ti bindesh atij që të urdhëron për diçka të ndaluar**" [(103)].

- **Çështje : Fjalët e dijetarëve për këtë temë.**

Gjithashtu për këtë çështje në veçanti kanë folur dijetarët që në kohët e hershme deri në kohët e sotme, prej këtyre kemi si vijon :

1. **Ebu Hanifja**. Ka treguar Es-Serhasij në librin "**El Mebsut**" nga Ebu Hanifja se ka thënë : "Banorët e një vendi agjërojnë pa shikuar hënën ndërsa një person nuk agjëroi deri sa pa hënën të nesërmen. Ata agjëruan 30 ditë ndërsa ai agjëroi vetëm 29 ditë. Ai nuk ka detyrë të agjërojë një ditë kaza. Kurse banorët e atij vendi kanë gabuar kur agjëruan pa e shikuar hënën e re sepse Profeti sal-l Allahu lejhi ue sel-lem ka thënë : "**Agjëroni**

[(100)] Transmeton Tirmidhiu nr 309, Ibn Xheriri dhe të tjerë. Hadithin e saktësoi Albani. Shih Es-silsiletu es-sahihah nr 3293.
[(101)] "**Mexhmu El Fetaua**" 3/249.
[(102)] "**Mexhmu' el Fetaua**" 28-508.
[(103)] "**Et-temhid li ma fil muuet-ta minel meanij uel esanid**" i ibn Abdul Berrit 23/277.

**kur ta shihni dhe çeleni kur ta shihni**". Kështu që banorët e këtij vendi e kundërshtuan urdhërin e Profetit sal-l Allahu alejhi ue sel-lem prandaj kanë gabuar" [104].

2. **Malik Ibnu Enes (**dijetari i njohur**)**. Transmeton Ibn Nafi' nga Maliku se ka thënë për prijësin që nuk agjëron në bazë të shikimit të hënës dhe as nuk çel në bazë të tij por agjëron dhe çel në bazë të llogaritjeve : "**Nuk ndiqet dhe as nuk ecet mbas tij**" [105].

3. **El Karafij**, ka thënë : "Ka thënë **Senedi** [106] : Nëse prijësi është i mendimit se llogaritjet lejohen dhe e fillon muajin me anë të llogaritjeve nuk ndiqet sepse ixhmau i selefëve është në kundërshtim me këtë" [107].

Këtu kemi fjalën e dy dijetarëve, fjalën e **Senedit** dhe **Karafit** i cili e ka transmetuar fjalën e Senedit në formë pohimi.

4. **Muhamed ibn El Hubul-lij**. Ka thënë Dhehebiu për të :

"Ai ishte Imam (dijetar), ra dëshmor dhe ka qënë gjykatësi i qytetit Berka. I shkoi prijësi i Berkas dhe i tha : Nesër është festë. Tha : Jo, deri sa të shohim hënën, nuk mund t'ua çel agjërimin njerëzve dhe nuk marr gjynahun e tyre. Tha (prijësi) : Kështu ka urdhëruar Mensuri (halifja) – sepse ky ishte mendimi i Ubejdijeve (prijësave të Egjiptit). Ata e çelnin me llogaritjet astronomike jo me shikimin e hënës –. Hëna nuk u pa. Prijësi u gdhi me gjithë përgatitjet e festës. Gjykatësi i tha : Unë nuk dal dhe as nuk falem. Atëherë prijësi urdhëroi një person që të mbajë hytben dhe i shkruajti letër Mensurit (halifes) për ç'ka ndodhi. Mensuri e kërkoi gjykatësin të paraqitet tek ai e ai shkoi. I tha : Pendohu që të të fal por ai nuk pranoi. Atëherë ai urdhëroi që ta lidhnin në diell deri sa vdiq. Ai kërkonte ujë por askush nuk i jepte. Më pas e kryqëzuan në një dru. Mallkimi i Allahut qoftë mbi mizorët" [108].

5. **Ibn Rexhebi**, ka thënë : "Ajo që i ngjan kësaj çështjeje në rastin tonë është : nëse dëshmojnë dëshmitarët e drejtë tek gjykatësi se kanë parë hënën e Dhul Hixh-xhes ose të Ramazanit, e ai thotë : Ata për mua janë besnikë por unë nuk ua pranoj dëshminë ose gjëra të ngjashme me këto prej të cilave duket qartë se ai me dashje e le kryerjen e detyrës pa justifikim, **në këtë rast nuk ecet mbas tij por veprohet sipas të vërtetës** edhe pse mundet që njeriu ti bëjë lajka atij nga frika e sherrit të tij, siç ka urdhëruar Profeti sal-l Allahu aljehie ue sel-lem që njeriu të falet me ta nafile [109].

Vëreje sesi Ibn Rexhebi e lejoi kundërshtimin e prijësit në një çështje që është më e thjeshtë se llogaritjet astronomike, atëherë kur u duk qartë se prijësi nuk ka dëshirë të ndjekë të vërtetën.

---

[104] "**El Mebsut**" i Serhasit 3/78. Krahasoje këtë që tregon Ebu Hanifja me atë që ka ndodhur në fundin e Ramazanit të vitit 2010. Ke për të vënë re që këto dy raste janë pothuajse të njëtja.

[105] Tefsiri i Kurtubiut 2/293-294.

[106] Dijetar i medhhebit Malikij.

[107] "**El Furuk**" i Karafit 2/323.

[108] "**Sijer E'lam En-nubela**" i Dhehebiut 15/374.

[109] "**Ahkam el Ihtilaf fi ru'jeti hilal dhil hixh-xheh**" i Ibn Rexheb El Hanbeliut f 64-66.

6. **Komisioni i Përhershëm i Fetvave.** Këtij komisoni i është drejtuar kjo pyetje : Kreva një operacion në muajin e Ramazanit dhe tani unë dua ti zëvendësoj kaza (ditët që më kanë ngelur pa agjëruar) por muslimanët në qytetin tim janë ndarë në dy grupe :

**Grupi i parë** : E ka çelur me Arabinë Saudite dhe me disa vende Islame të tjera pas 29 ditësh agjërim.

Kurse **grupi i dytë** e ka plotësuar agjërimin 30 ditë duke ndjekur Algjerinë, vetëm se Algjeria e përcakton fillimin dhe mbarimin e e muajve hënorë me anë të llogaritjeve astronomike. Pyetja ime është : Sa ditë duhet të agjëroj, 29 apo 30 ?

**Përgjigje** : Nuk merren fare në konsideratë llogaritjet astronomike në vërtetimin e fillimit dhe mbarimit të muajit të Ramazanit. Përkundrazi ai që merret në konsideratë është shikimi i hënës së re. E nëse nuk shikohet natën e tridhjetë të Sha'banit atëherë plotësohet muaji tridhjetë ditë nga dita e parë e fillimit të muajit në bazë të shikimit. Gjithashtu nëse nuk shikohet hëna e muajit Sheu-ual natën e tridhjetë të Ramazanit e plotësojnë Ramazanin tridhjetë ditë. Duke u nisur nga kjo,  ke për detyrë të agjërosh 29 ditë kaza të Ramazanit të cilat nuk pate mundësi t'i agjëroje për shkak të operacionit duke ndjekur kështu ato shtete të cilat agjëruan me shikimin e hënës dhe e çelën me shikimin e saj".

[Komisioni i Përhershëm për Kërkimet dhe Fetavë Islame. Kryetar : **Abdul Aziz Ibn Baz**, nën kryetar : **Abdur-raz-zak Afifi**, antar : **Abdullah Gudejan**, antar : **Abdullah Ibn Ku'ud**] [110].

7. **Abdullah El Xhibrin**, ka thënë në komentin që ka vendosur tek libri : "**Ahkam el ihtilaf fi ru'jeti hilal dhil hixh-xheh**" të cilin e ka shkruajtur dijetari i njohur Ibn Rexhebi :

"... E gjithë kjo vlen nëse ata që merren me vërtetimin e fillimit të muajit bazohen tek shikimi i hënës së re siç veprohet në vendin tonë – el hamdulilah – ndërsa nëse ata bazohen tek llogaritjet astronomike ose nuk e pranojnë dëshminë e dëshmitarëve e cila bie ndesh me llogaritjet astronomike, atëherë është detyrë për atë që e ka parë hënën ose që ka marrë vesh nga persona besnikë se hëna është parë që të veprojë në bazë të atij shikimi që është vërtetuar për të dhe të largohet nga mënyrat e tjera. Ky është edhe mendimi i Ibn Rexhebit siç u tregua më lart. Në këtë rast duhet që ta shfaqë veprimin e tij para njerëzve dhe t’u tregojë të tjerëve për atë gjë që e vërtetoi ai vet" [111].

8. **Muhamed Ibn Salih El Munexh-xhid**. Atij i është drejtuar kjo pyetje :

**Pyetja** nr 50522: Unë jetoj në Hollandë. Njerëzit (këtu) ranë në kontradiktë për fillimin e Ramazanit. Disa prej tyre agjëruan me Egjiptin, disa prej tyre po presin deri sa të dalë lajmërimi në Gadishullin Arabik. Kush është qëndrimi i saktë në këtë çështje?

**Përgjigje** : Falenderimi i takon vetëm Allahut.

---

[110] "**Fetaua el-lexhneti ed-daimeh**" 10/108, fetvaja nr 3127.

[111] "**Ahkam el ihtilaf fi ru'jeti hilal dhil hixh-xheh**" i ibn Rexhebit. Komen në f 67.

**Së pari** : Nuk vërtetohet hyrja e muajit nga ana Sheriatike vetëm se me anë të shikimit të hënës së re siç ka thënë Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem : "**Agjëroni kur ta shihni dhe çeleni kur ta shihni**". Transmeton Buhariu (1909) dhe Muslimi (1081). Nuk merren për bazë llogaritjet astronomike për vërtetimin e hyrjes së muajit.

Nuk ka dyshim se dalja e hënës ndryshon nga një vend në një tjetër sidomos kur flitet për vende të largëta. Kështu që nuk është kontradikta e dijetarëve këtu. Në këtë pikë askush nuk kundërshton. Por kontradikta është se ky ndryshim në daljen e hënës a ka ndikim në vërtetimin e fillimit të muajit nga një vend të tjetrin apo jo.

**Së dyti** : **Muslimanët që jetojnë në një shtet jo Islam nëse kanë një "komision Islam" tek i cili mund të referohen, të cilët bazohen në shikimin legjitim të hënës së re për të vërtetuar fillimin e muajt dhe daljen e tij, atëherë komisioni i përhershëm ka dhënë fetva se ky "komision" duhet që të ndiqet në fillimin dhe mbarimin e muajit.** Detajet e kësaj përgjigje i gjeni tek fetvaja nr (1248).

Ndërsa nëse nuk kanë "Komision Islam" atëherë nuk ka problem nëse ndjekin atë shtet tek i cili kanë besim, i cili bazohet tek shikimi sheriatik jo tek llogaritjet astronomike. Kështu ata mund të agjërojnë dhe çelin me të.

U pyet Shejh Ibn Bazi për disa njerëz që jetojnë në Spanjë dhe në Ramazan kanë agjëruar me Vendet e Shenjta.

U përgjigj : Ju treguat se keni agjëruar dhe çelur me ne sepse ju ishit në Spanjë gjatë muajit të Ramazanit. Nuk ka problem dhe as gjynah për ju, për këtë gjë. Profeti sal-l Allahu lajhei ue sel-lem ka thënë : "**Agjëroni kur ta shikoni dhe çeleni kur ta shikoni e nëse nuk e shihni dot (**për shkak të reve**) atëherë plotësoni tridhjetë ditë**". Kjo është e përgjithshme për gjithë ummetin. Vendet e Shenjta janë vendet më parësore që duhen ndjekur sepse ky vend përpiqet për të zbatuar Sheriatin – Allahu u dhëntë atyre sukses e udhëzim – edhe **sepse ju po qëndroni në një vend ku njerëzitnuk gjykojnë me Islam dhe nuk shqetësohen për ligjet Islame**". [Mexhmu' Fetaua Ibn Baz 15/105] (112).

Gjithashtu i është drejtuar kjo pyetje :

**Pyetja** nr 67895 : Ne në vendin tonë e plotësuam Ramazanin 30 ditë ndërsa Arabia Saudite agjëroi 29 ditë. U befasova kur edhe një shoku im ditën e tridhjetë e çeli dhe më tha : Nuk lejohet të agjërohet kjo ditë se hëna është shikuar në Arabinë Saudite. Pyetja ime është : Çfarë gjykimi ka ajo që veproi shoku im ?

**Përgjigje** : Falenderimi i takon vetëm Allahut. Nëse muslimani ndodhet në një vend që bazohet tek shikimi sheriatik i hënës së re për të vërtetuar fillimin dhe mbarimin e muajit atëherë është detyrë për këtë person që të agjërojë dhe të çelë me ta. Këtë gjë e kemi shpjeguar tek përgjigja e pyetjes nr 12660. **Ndërsa nëse muslimani jeton në një vend mosbesimtar ose në një vend në të cilin bëjnë lojra me fillimin dhe mbarimin e muajit sipas**

(112) "**Fetaua el Islam sualun ue xheuab**" të Muhamed Salih El Munexh-xhid. Pyetja nr 50522.

**dëshirave të tyre, pa u bazuar tek shikimi sheriatik i hënës atëherë nuk ka problem nëse ky person ndjek atë vend tek I cili ka besim në çështjen e shikimit dhe në çështjen e zbatimit të ligjeve të sheriatit**" [113].

Ka edhe dijetarë të tjerë që e kanë shprehur qartë këtë çështje por ne po mjaftohemi vetëm me fjalët e dijetarëve që treguam për të mos u zgjatur më tepër në të sepse baza e saj është tek argumentet fetare të cilat ne i kemi treguar në kapitujt e mëparshëm.

[113] "**Fetaua el Islam sualun ue xheuab**" të Muhamed Salih El Munexh-xhid. Pyetja nr 67895. Kjo vlen në rastin kur nuk ekziston komisioni për vrojtimin e hënës së re në atë vend ndërsa nëse ka komision për vrojtimin e saj atëherë ky person duhet të bazohet tek rezultatet e këtij komisioni. Shikoje këtë detaj tek përgjigja e mëparshme e shejhut.

# Kapitulli i pestë

**A ka çdo vend shikimin e vet të hënës apo nëse hëna shikohet në një vend mjafton për vendet e tjera dhe bëhet detyrë për ta që të agjërojnë ose të çelin ose të bëjnë kurban në bazë të këtij shikimi?**

Ekzistojnë në këtë çështje dy mendime dijetarësh, sidomos kur flitet për vende të afërta ndërsa për vende të largëta si vendet që janë larg me mijëra kilometra, në këtë rast disa dijetarë kanë treguar ixhmaun se çdo vend ka shikimin e tij.

Mendimi më i saktë në këtë çështje është se çdo vend ka shikim e vet të hënës. Ky mendim bazohet tek disa argumente, prej tyre kemi hadithin që vijon :

Nga Kurejbi transmetohet se Um-mul Fadhl bint el Harith radi Allahu anha e dërgoi Kurejbin tek Muauijeh radi Allahu anhu në Sham.

Thotë Kurejbi : "Shkova në Sham dhe e mbarova punën e saj dhe më kapi Ramazani kur isha në Sham. E pashë hënën natën e xhuma, më pas në fund të muajit shkova në Medine.

Më pyeti Ibn Ab-basi radi Allahu anhu – ndër të tjera – për hënën e re e më tha : Kur e patë hënën e re ?

I thashë : E pamë natën e xhuma.

Më tha : A ti e pe?

I thashë : Po, e panë edhe njerëzit dhe agjëruan bashkë me Muauijen radi Allahu anhu.

Tha (Ibn Ab-basi) radi Allahu anhu : Ndërsa ne e pamë natën e shtunë dhe do vazhdojmë të agjërojmë deri sa të plotësojmë tridhjetë ditë ose të shohim hënën.

I thashë : A nuk të mjafton shikimi i Muauijes radi Allahu anhu dhe agjërimi i tij ?

Tha : "**Jo, kështu na ka urdhëruar Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem**".

1. Këtë hadith e ka transmetuar **Muslimi** në librin e tij të saktë. Tema që i ka vendosur imam Neueuiu këtij hadithi tek libri i Muslimit është : "**Sqarimi se çdo vend ka shikimin e vet të hënës dhe se nëse ata e shikojnë atë në një vend ky shikim nuk vlen për ata që janë larg tyre**". Hadithi me nr 1087 në kapitullin e agjërimit.

2. Gjithashtu këtë hadith e transmeton **Ebu Daudi** në librin e tij "Es-sunen" në kapitullin e Agjërimit me këtë temë : "**Kur hëna shikohet në një vend, një natë para vendeve të tjera**". Hadithi me nr 2332.

3. Gjithashtu këtë hadith e transmeton **En-Nesai** në librin e tij "Es-sunen" në kapitullin e agjërimit me temë : "**Ndryshimi i banorëve të vendeve të largëta në shikimin** (e hënës së re)". hadithi me nr 2111.

4. Gjithashtu këtë hadith e transmeton **Tirmidhiu** në librin e tij "El Xhami' el muhteser min es-sunen" në kapitullin e agjërimit. Ai i ka vendosur këtij hadithi temën : "**Çdo vend ka shikimin e vet të hënës**". Hadithi me nr 693.

Menjëherë pas këtij hadithi ka thënë Tirmidhiu : "**Në bazë të këtij hadithi kanë vendosur dijetarët se çdo vend ka shikimin vet**".

5. Gjithashtu e ka transmetuar edhe **Ibn Huzejmeh** në librin e tij "Es-sahih" në kapitullin e agjërimit dhe i ka vendosur këtij hadithi temën : "**Argumenti që tregon se detyra e banorëve të çdo vendi është të agjërojnë Ramazanin me shikimin e tyre, jo me shikimin e të tjerëve**". Hadithi me nr 1916.

6. Gjithashtu e ka transmetuar edhe Bejhakiu në librin "**Es-sunen el Kubra**" në kapitullin e agjërimit me temë : "**Hëna shikohet në një vend por nuk shikohet në një vend tjetër**". Hadithi me nr 8464.

Ka thënë Ibnu Abdul Berr : "Me këtë mendim jam edhe unë sepse ky mendim mbështetet tek një hadith Profetik i cili është hadith i saktë dhe është detyrë të pranohet. **Gjithashtu ky është mendimi i një sahabi të madh të cilin nuk dihet ta ketë kundërshtuar** (në këtë çështje) **asnjë prej sahabëve. Gjithashtu ky është mendimi i një grupi prej tabi'inëve.** E këtë gjë e vërteton edhe argumenti logjik – sipas meje – sepse njerëzit nuk e kanë detyrë të marrin vesh atë që nuk e shohin vet në vende të tjera. E sikur tu ngarkohej kjo detyrë do ishte shumë e rëndë për ta. Psh : Nëse shikohet hëna e re e Ramazanit në Mekë ose në Hurasan për disa vite me radhë ndryshe nga Andaluzia, pas disa kohësh e marrin vesh njerëzit (që jetojnë në Andaluzi) ose disa prej tyre ose vetëm njëri (që hëna është parë një ditë më parë në Mekë ose në Hurasan), a e ka detyrë ai që ta zëvendësojë atë ditë (në të cilën është parë hëna e re më përpara në vendin tjetër), ndërkohë që ai ka agjëruar ose e ka çelur me shikimin e hënës (në vendin e vet) ose duke plotësuar tridhjetë ditët siç ka urdhëruar Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem? Kush vepron atë që i është urdhëruar, ia ka zëvendësuar Allahu atij. Hadithi i Ibn Ab-basit për mua është i qartë në këtë temë. Allahu na dhëntë sukses për tek e drejta" [(114)].

Gjithashtu ka thënë Ibnu Abdul Berr : "**Ka ixhma (**prej dijetarëve**) se nuk merret për bazë shikimi i hënës së re, për vendet e largëta si Andaluzia dhe Hurasani. Gjithashtu çdo vend ka shikimin e vet, përveç atyre vendeve që janë të mëdha ose vendeve që janë pranë njëri-tjetrit. Allahu e di më mirë**" [(115)].

Këtë ixhma e ka transmetuar edhe Abdullah ibn Humejd në librin e tij "**Tibjan El Ed-dileh fi ithbat el ehil-leh**" f 23-24 prej **Ibn Rrushdit** dhe prej **Muhamed Ibn Sabik**.

Ky mendim është edhe mendimi i disa tabi'inëve : Ikrime, El Kasim Ibn Muhamed, Salim Ibn Abdilah. Gjithashtu ky është mendimi i Ibn Mubarekut, Is'hak Ibn Rahaujehit e të tjerë" [(116)].

Ka thënë Shejhul Islam Ibn Tejmije : "**Çështje** : Shikimi i hënës në disa vende, a merret në konsideratë për të gjitha vendet? Në këtë çështje ka luhatje (mendimesh). Ka treguar Ibn Abdul Berr se kontradikta (e dijetarëve) ekziston atëherë kur është e mundur që vend-shikimi të jetë i njëjtë, **ndërsa nëse janë (**në largësi**) si Andaluzia dhe Hurasani, nuk ka kontadiktë që nuk merret në konsideratë**".

---

(114) **"Et-temhid lima fi el muuet-ta minel meanij uel esanid"** i Ibn Abdil Berrit 14/358.

(115) "**El Istidhkarr**" i Ibn Abdil Berrit 3/282.

(116) Shih librin "**El Istidhkarr**" të Ibn Abdil Berr 3/282.

Më pas tha : "E sakta në këtë çështje – Allahu e di më mirë – është ideja që tregohet në hadithin që thotë : "**Agjërimi juaj është kur të agjëroni dhe çelja juaj është kur ta çelni dhe Kurban-Bajrami është kur ta kryeni atë**". Prandaj nëse dëshmon një dëshmitar natën e tridhjetë të Sha'banit në një vend të afërt ose të largët është detyrë të agjërohet. Gjithashtu nëse dëshmon ditën e nesërme deri në perëndimin e diellit të asaj dite se e ka parë hënën atëherë bëhet detyrë për ta që të agjërojnë atë pjesë dite që ka ngelur qoftë ky (person që e ka parë hënën) në largësinë e një krahine ose dy krahinave. **Ajo që merret në konsideratë (në këtë çështje) është mbërritja e lajmit në një kohë të dobishme,** ndërsa nëse lajmi mbërrin pas perëndimit të diellit, dita e ardhëshme është detyrë të agjërohet në çdo rast, ndërsa ajo që kaloi, a është detyrë (të agjërohet kaza), sepse mund tu vijë lajmi në mes të muajit se është parë hëna në një krahinë tjetër por nuk është parë afër tyre? **Ajo që më duket më e sakta është se nëse shikohet në një vend të afërt është njësoj si të shikohet në vendin e tyre e të mos e marrin vesh që është shikuar**. **Vend i afërt quhet ai vend që mund tu vijë lajmi prej tij, ditën e parë**. **Ndërsa nëse shikohet në një vend që nuk është e mundur tu mbërrijë lajmi vetëm se mbasi ka kaluar dita e parë, atëherë nuk kanë detyrë të agjërojnë kaza sepse "agjërimi është ditën kur të agjërojnë**" e ata nuk kanë mundësi që të agjërojnë vetëm se në atë ditë që mund të shohin hënën. Ndërsa lajmi (për shikimin në një vend të largët) nuk ishte e mundur tu mbërrinte e për këtë arsye nuk konsiderohet ajo ditë dita e agjërimit të tyre. E njëtja gjë edhe në rastin e çeljes ose të nusukut (kurbanit ose haxhit)" [117].

Gjithashtu ka thënë Shejhul Islam Ibn Tejmije : "E përgjithshmja është se kujt i mbërrin lajmi për shikimin e hënës në kohën (e duhur) që ai të ketë mundësi në bazë të këtij shikimi të kryejë agjërimin ose çeljen ose nusukun (kurbanin ose haxhin) është detyrë që ky shikim të merret në konsidetarë pa dyshim. Këtë gjë e tregojnë argumentet dhe etheret e selefëve. Ndërsa kush e kufizon këtë me distancën e udhëtimit fjala e tij bie ndesh me Sheriatin dhe logjikën**.** Kurse nëse lajmi nuk mund të vijë vetëm se mbasi është kryer (adhurimi) i cili është prej atyre llojeve që nuk kryhen kaza si festat ose nusuku **(**kurbani ose haxhi**) atëherë ky shikim nuk ka ndikim e për këtë vlen ixhmau që ka treguar ibn Abdil Berri**" [118].

Duhet pasur parasysh se Ibn Tejmije flet për përçimin e lajmit me mjetet e kohës së tij, jo me mjetet e kohës tonë. Kështu që nëse me mjetet e kohës së tij duhet shumë kohë që të shkojë nga njëri vend në një tjetër (psh : disa ditë) atëherë këto dy vende nuk e marrin në konsideratë shikimin e njëri-tjetrit.

Argument tjetër për saktësinë e këtij mendimi është edhe ajo që ka treguar Es-Subkij ku thotë : "Ti detyrosh të gjitha vendet nëse shikohet hëna në një vend (që ta marrin në konsideratë atë shikim), ky është mendim shumë i dobët sepse

**1**. as Umer Ibn El Hat-tabi radi Allahu anhu dhe as hulefatë e tjerë të drejtë nuk është transmetuar prej tyre që ata tu kenë dërguar letra vendeve të tjera kur ata shihnin hënën e re. E sikur të ishte detyrë do tu kishin shkruar sepse ata kanë qënë shumë të interesuar për çështjet e fesë dhe

---

[117] "**Mexhmu' El Fetaua**" 25/103-105.
[118] "**Mexhmu' El Fetaua**" 25/111.

**2**. sepse ne jemi të sigurt se hëna mund të shikohet në ndonjë vend në një kohë që nuk është e mundur të shikohet në ndonjë vend tjetër.

**3**. sikurse e themi me siguri se dhe dielli perëndon në një vend para se të perëndojë në një vend tjetër, gjithashtu edhe lindja, dreka, agimi edhe zhdukja e të kuqes që ndodhet në perëndim. E në çdo moment që dielli lëviz ai në të vërtetë formon agimin për disa njerëz, drekën për disa të tjerë, perëndimin për të tjerë dhe natën për të tjerë.

Ka ixhma prej dijetarëve për kohët e namazit se ajo që merret ne konsideratë tek çdo popull është agimi që ndodh tek ata (jo diku tjetër), zeuali (largimi i diellit nga kupa e qiellit) tek ata, perëndimi i diellit tek ata e nuk e kanë për detyrë gjykimin që ndodhet tek të tjerët. E njëtja gjë thuhet edhe për hënën e re duke e krahasuar me sa treguam edhe

**4**. sepse Allahu i është drejtuar çdo populli në urdhërat e Tij me ato gjëra që ata i njohin dhe i kanë pranë" [119].

Këto janë katër argumente shumë të bukura e të qarta të cilat i përmendi es-Subkij për çështjen në fjalë.

**Argument tjetër** për saktësinë e këtij mendim është se nëse thuhet që po u pa hëna në një vend është detyrë për të gjitha vendet e tjera ta marrin në konsideratë këtë shikim, atëherë pyesim : Kjo detyrë a është e mundur të zbatohet qoftë edhe një herë, apo nuk është e mundur?

**Përgjigje** : Realiteti ka treguar se muslimanët kurrë në historikun e tyre nuk janë bashkuar ndonjëherë që të agjërojnë me shikimin e ndonjë vendi. Në një fetva të komisionit të përhershëm i cili është pyetur për këtë çështje ndër të tjera thuhet : "**Kanë kaluar që në kohën kur është shfaqur kjo fe 14 shekuj dhe nuk dihet që në ndonjë periudhë kohore um-meti Islam të jetë bashkuar në një shikim të vetëm**" [120].

Ka treguar Ahmed Shakir : "U vërtetua në Egjipt tek gjykata e lartë Islame se fillimi i muajit Dhul Hixh-xheh në këtë vit (1357 h) është ditën e shtunë. Kështu që festa e Kurban-Bajramit i bie ditën **e hënë** (**30 janar 1939**).

Disa ditë më pas pashë në një gazetë se Shteti i Arabisë Saudite nuk e kishte parë hënën natën e shtunë, kështu që dita e parë për ta e muajit ishte dita e dielë dhe qëndrimi i haxhinjve në Arafat ishte ditën e hënë dhe festa ditën **e martë** (**31 janar 1939**).

Ditën e xhuma më 21 dhul hixh-xheh (10 shkurt 1939) pashë një lajm tek gazeta "el belag" të cilin e transmetonte korrespondenti i gazetës në Bombej të Indisë në fillim të muajit shkurt të vi�t 1939 se muslimanët në Bombej e festuan festën e Kurban-Bajramit këtë vit ditën e **mërkurë**, jo si vendet e tjera Islame. Kuptimi i kësaj është se për muslimanët e Indisë nuk është vërtetuar shikimi i hënës as natën e shtunë e as natën e dielë, për këtë arsye ata konsideruan ditë të parë të muajit, ditën e hënë. **E kështu ndodh në shumicën e periudhave të adhurimit.**

[119] "**El Ilm el menshur fi ithbat esh-shuhur**" f 15.

[120] "**Fetaua el-lexhneti ed-daimeh**" 10/229, nr i fetvasë 1125.

**Përpiqen njerëzit të shohin hënën në vendet Islame e disa e shohin e disa jo, e kështu ndryshojnë ditët e adhurimit për ta. Një vend agjëron, tjetri e çel, tjetri bën kurban, e tjetri ka ditë arafati**" [121].

Atëherë pyesim : Ç'është kjo detyrë ndaj um-metit Islam që um-meti nuk paska pasur mundësi kurrë ta zbatojë ?! Normalisht që në fenë Islame nuk ka detyra të cilat janë të pamundura të zbatohen. Përkundrazi, të gjitha detyrat janë të lidhura me mundësinë, që në fillim të ligjërimit të tyre. Prandaj Allahu i Madhëruar nuk i ka vendosur robërve të Tij detyra që janë të pamundura të zbatohen por u ka vendosur atyre detyra të cilat çdokush mund ti zbatojë ato tepër lehtë.

Duke u nisur nga kjo themi se : Mendimi që thotë se po u pa hëna në një vend është detyrë për të gjitha vendet e tjera të ecin me atë shikim, nuk është i saktë.

Nuk ka asnjë dallim nga ana fetare ndërmjet Ramazanit dhe Kurban-Bajramit, nëse themi që çdo vend ka shikimin e vet të hënës, kjo vlen për të dyja rastet. **E kush bën dallim ndërmjet këtyre të dyjave ai ka bërë dallim ndërmjet dy gjërave të barabarta**.

Abdula Aziz Ibn Bazi ka thënë : "**Nëse themi se lindja e hënës ndryshon nga një vend në tjetrin ose edhe nëse nuk e themi këtë gjë, me sa duket (**nga argumentet**) çështja e Ramazanit dhe Kurban-Bajramit është njësoj nuk ka dallim ndërmjet tyre me sa di unë nga ana fetare**" [122].

Kjo është një pyetje që i drejtohet gjykatësit Hanij ibn Abdullah El Xhubejr në Meken e nderuar më 22/06/1424 h :

Pyetja ka lidhje me ndryshimin e vend-shikimit të hënës së re në muajin Dhul Hixh-xheh. A lejohet që të jetë sot Bajram në shumicën e vendeve, ndërsa në disa vende të tjera të jetë ditë Arafati, siç ka ndodhur në **Pakistan** dhe **Mauritani**? Dita e Arafatit a nuk ka lidhje me vendin ku qëndrojnë haxhinjtë d.m.th me Arafatin dhe a e arrin muslimani shpërblimin e agjërimit të ditës së Arafatit në vende si këto?

**Përgjigja** : "Nëse muslimani është në një vend që ecën me shikimin Islam të hënës dhe bazohet në atë shikim për të vërtetuar ditët (e adhurimit) atëherë muslimani që ndodhet atje ecën në bazë të asaj që vendosin specialistët atje dhe **agjëron ditën e Arafatit, ditën e nëntë edhe pse kjo mund të jetë sipas Mekës dita e tetë ose e dhjetë**. Ndërsa nëse personi është në haxh ai ecën në bazë të shikimit që vërtetohet në Mekë. Transmetohet nga Ebu Hurejreh radi Allahu anhu se Profeti sal-l Allahu alejhi ue sel-lem ka thënë : "**Agjërimi është ditën që do agjëroni dhe çelja është ditën që do ta çelni dhe kurban-bajrami është ditën kur ta kryeni atë**" Transmeton Tirmidhiu, Ebu Daudi, Ibn Maxheh [123]. Një hadith i tillë është transmetuar edhe nga Aishja radi Allahu anha" [124].

---

[121] "**Euail esh-shuhur el arabijeh**" Ahmed Shakir f 3.

[122] "**Mexhmu' fetaua Abdul Aziz Ibn Baz**" 15/79.

[123] Ky është vendi saktë i përdorimit të këtij hadithi. Nëse hëna shikohet në dy vende, në ditë të ndryshme, njeriu duhet të ecë me shikimin e vendit të tij për shkak të këtij hadithi.

Kështu që në këtë çështje gjykimi është i njëjtë si për **Ramazanin** ashtu edhe për **Kurban-Bajramin**. Ai që bën dallim mes këtyre të dyjave dhe bën detyrë tek e para ecjen me llogaritje astronomike dhe tek e dyta ecjen me shikimin e hënës, ai në të vërtetë ka bërë dallim ndërmjet dy gjërave të njëjta në të cilat Allahu dhe i Dërguarii Tij sal-l Allahu alejhi ue sel-lem nuk ka bërë dallim dhe kërkohet prej tij të sjellë argumente fetare për këtë.

Arsyeja që më detyroi ta vendos këtë çështje në libër është se vitin e kaluar d.m.th në vitin 2011 në festën e Kurban-Bajramit qëlloi kalendari në përputhje me shikimin e hënës së disa vendeve Islame. Ndërsa në vendin tone nuk u vërtetua shikimi i hënës së re (deri ditën e katërt të muajit dhul Hixh-xheh).

Atëherë dolën disa muslimanë që ecin me llogaritje dhe shprehën idenë që nëse ne nuk e bëjmë Bajramin me ta kemi kundërshtuar të gjithë um-metin!!!

Gjithashtu dolën dhe folën për këtë çështje të cilën e treguam tani dhe nxorrën si rezultat se mendimi më i saktë është se nëse hëna shikohet në një vend ky shikim mjafton për çdo vend.

Është e vërtetë që hëna u pa në vende të tjera por kjo nuk tregon që ne e kemi detyrë të ecim me shikimin e atyre vendeve. Për këtë arsye e sqarova këtë çështje.

Gjithashtu u themi atyre që zgjodhën mendimin se hëna po u pa në një vend mjafton për vendet e tjera, përse nuk e morët këtë mendim për bazë në vitin 2010 atëherë kur gjithë bota Islame agjëronte sepse hëna nuk u pa asgjëkundi ndërsa ju nuk pyetët për këtë por ecët me kalendar dhe e çelët agjërimin para se të vërtetohet mbyllja e Ramazanit. Vallë, ky mendim vlen vetëm atëherë kur përputhet me kalendarin tuaj?!!

Ndërsa nëse nuk përputhet me kalendarin tuaj atëherë ai mendim nuk vlen!! Ata na qortuan ne, duke pretenduar se ne po kundërshtojmë um-metin Islam ndërkohë që unë tregova gjithë këto argumente fetare që vërtetojnë se ne nuk po kundërshtonim um-metin Islam. Maksimumi i çështjes ishte që ne po kundërshtonim disa shtete islame të cilat e kishin parë hënën ndërsa ne nuk e kishim pare atë. Më sipër unë e tregova se ne nuk e kemi detyrë të ecim me shikimin e vende të tjera.

Gjithashtu u themi atyre : Do të shohim – insha Allah – vitet në vijim, për festën e **Kur'ban-Bajramit** dhe **Fitër-Bajramit** dhe fillimin e **Ramazanit**. Dy mundësi ka : ose kalendari do përputhet me shikimin e hënës në ndonjë vend Islam ose kalendari nuk do përputhet me shikimin në asnjë vend Islam.

Nëse ndodh e dyta çfarë qëndrimi do mbani? A do ecni me kalendar apo me shikimin e hënës në çdo vend që do vërtetohet ky shikim?!

Nëse do ecni me kalendar atëherë e keni hedhur poshtë atë që pretenduat d.m.th idenë që po u pa hëna në një vend ky shikim vlen për çdo vend.

---

[124] **"Fetaua ue istisharat el islam el jeum"** 6/475.

Nëse nuk do ecni me kalendar por do ecni me shikimin e hënës kudo që të shikohet atëherë e hodhët poshtë mendimin tuaj për shkak të të cilit unë u detyrova të shkruaj këtë libër. Unë çuditem se si mundet që njeriu të mbështesë një mendim që ai vet nuk e zbaton atë?!!

E vërteta është se ky mendim – d.m.th se po u pa hëna në një vend vlen edhe për vendet e tjera – në disa raste tregohet vetëm për ti veshur ndjekjes në llogaritjeve astronomike një petk sheriatik.

Vetëm se, shumë shpejt ky petk zbulohet atëherë kur hëna nuk shikohet në asnjë vend Islam dhe kalendari tregon mbarimin e muajit para shikimit të hënës. Atëherë dalin qartë njerëzit dhe tregojnë se çfarë ndjekin në të vërtetë!!!

E them këtë gjë sepse e di që edhe vitet e kaluara ka ndodhur diçka e tillë edhe në festën e **Kurban-Bajramit** kur gjithë bota Islame kishte Arafat ndërsa shqiptarët thernin kurbanet!!!

Atëherë nuk kam parë të dalë njeri e ti thotë xhematit se duhet të ecim me hënën që është shikuar në vendet e tjera Islame dhe as nuk i tha drejtuesëve se ju po kundërshtoni ummetin Islam etj etj!!! E nuk e di se çfarë do bëjnë po ndodhi diçka e tillë në të ardhmen…?!

Së fundi, lusim Allahun, Zotin e Xhibrilit, Mikailit dhe Israfilit, Krijuesin e qiejve dhe të tokës, të Diturin e të fshehtës dhe të dukshmes, Atë që do gjykojë ndërmjet robërve të Tij në mosmarrveshjet që kanë pasur, që të na udhëzojë ne tek e vërteta në të cilën njerëzit kanë rënë në kontradiktë! Ai udhëzon kë të dëshirojë në rrugën e drejtë. Gjithashtu e lusim Atë të na forcojë tek rrugë e vërtetë deri në vdekje. Ai është Udhëzuesi (tek e vërteta), Dëgjuesi (i lutjeve tona) dhe i Dituri (i të fshehtës). Amin

**Mbyllje**

Rezultatet më kryesore që nxjerrim nga ky studim modest janë si vijon :

1. Allahu i Madhëruar ka lidhur me hënën shumë ligje dhe adhurime Islame.
2. Mënyra e vetme për të vërtetuar hyrjen dhe daljen e muajve hënorë është vetëm shikimi i hënës ose plotësimi i 30 ditëve nëse nuk shikohet hëna.
3. Nuk lejohet ecja me llogaritje astronomike në fillimin dhe mbarimin e agjërimit. E njëtja gjë thuhet edhe për Kurban-Bajramin.
4. Nuk lejohet ndjekja e prijësit që ecën me llogaritje astromonike edhe nëse me këtë mendim ecin shumica e njerëzve.
5. Mendimi më i saktë i dijetarëve është se nëse hëna shikohet në një vend ky shikim vlen vetëm për atë vend ose për vendet që janë rrotull tij dhe nuk vlen për vendet që janë larg tij.

Allahu e di më mirë. Së fundi, falenderimi i takon vetëm Allahut me mirësinë e të Cilit plotësohen veprat e mira.

Pasqyra